# GAZETA SHQIPTARE

Kryeredaktor: Erl MURATI
Zv/kryeredaktorë - Rezarta DELISULA - Tedi BLUSHI
Tel:(04)2359-104, Fax:(04) 2359-116 E-mail:gazetashqiptare@hotmail.com

Viti XXI - Nr. 6488 E enjte 25 Shtator 2014 Çmimi, 50 lekë (1.5 euro)





REAGIMET PAS "GRUSHTAVE NE KUVEND"



## IRONIA E RAMES: PROKURORIA E PAPARE. GENT STRAZIMIRI: DO KESH FUNDIN E MUSOLINIT

Në faqen 3

Mesazhi i Ditës

Nga PAPA FRANÇESKU

## Orët e emocionit shqiptar

Të dashur vëllezër e motra, Sot dua t'ju flas për Udhëtimin Apostolik, që bëra në Shqipëri, të dielën e kaluar. E bëj këtë, së pari, ...

Vijon në faqen 24

Opinioni i Ditës

Nga NDRIÇIM MEHMETI

## Nga Berati në Gjirokastër

Debati diku i shpeshtë e diku i harruar i rishkrimit të historisë, ka filluar e vijuar në Shqipëri, sa herë që një shkëndijë e vetme ...

Vijon në faqen 25

INTERVISTA/ I DYSHUARI PER VRASJE: ME AKUZON, SE KA HUMBUR NE LOTOT E MIA

# "E NJOH DESHMITARIN"

# Arben Frroku: Më ka lekë borxh

Gjyqi për vrasjen e Dritan Lamajt, i pandehuri: I mbrojturi nga prokuroria është tropojan. Vëllai i tij më tha "e kanë detyruar që të flasë kundër teje"

Nga KLODIANA LALA

Në kohën kur drejtësia shqiptare vijon të luajë pingpong me dëshmitarin e mbrojtur, rrëfimi i të cilit konsiderohet prova kyçe në procesin penal ndaj Arben Frrokut, biznesmeni vendos të flasë nga burgu. Në orën 11:42 të ditës së djeshme, fill pasi kishte mbërritur në ambientet e paraburgimit, Arben Frroku telefonon me numrin +35544207113 (numër kabine). Duket krejt i qetë, edhe pse mbi supet e tij rëndon akuza e vrasjes së kryekomisar Dritan Lamajt, një krim i rëndë që ndodhi mbrëmjen e 24 shkurtit 2013, në zonën e "Vasil Shantos". "Po këmbëngul që ta sjellin këtë dëshmitar të mbrojtur. Dua të përballem me të. Ia kam kërkuar këtë gjë, edhe prokurorisë, edhe gjykatës. Besoj është kërkesë e ligjshme e normale", - tregon Frroku. Mandej, biznesmeni tregon se ka mundur të bjerë në gjurmët e këtij njeriu, ta identifikojë atë dhe është në pritje të përballjes. "Familjarët e këtij personi,

Vijon në faqen 6

Kryeministri ndan "tapitë", përfiton edhe kryetari i bashkisë

# Edi Rama në Durrës, legalizohet ndërtimi pa leje i Vangjush Dakos






(Në foto:) Kryeministri Rama duke ndarë lejet e legalizimit, dje në Durrës. Faksimile e listës së përfituesve

Lista me 1049 emrat që përfitojnë lejen e legalizimit. Rama: Këtë çështje nuk ua lamë fushatave. Durrësi i ri, aty ku është këneta

Nga LORENC RABETA

ALUIZNI ka përfunduar procedurat e legalizimit për 1049 pronarë ndërtimesh pa leje në Durrës, mes të cilëve edhe kreu i bashkisë së këtij qyteti, Vangjush

Në faqet 10-11

MINISTRI: NDIHME PER RENDIN DHE SIGURINE




## Vizita e Papës, zbardhet SMS-ja falenderuese e Saimir Tahirit

Në faqen 7

PROCEDURA

## VKM e qeverisë: Ja si do të paguhen ish-të përndjekurit

Në faqen 16

UDHEZIMI I RI

## MAS: Kartelë mjekësore në shkolla për çdo gjimnazist

Në faqen 13

SHKELI ARMSTRONGU, HENA ESHTE SATELIT



## Gafat në tekstet e gjimnazeve: Gagarini shkeli në planetin Hënë

Në faqet 12-13

RREFIMI I PANJOHUR

## Kadare në '91: Isha deputet, por s'kisha asgjë në dorë

Në faqet 20-21

# AKUZAT E PROKURORISE
## REAGIMET

Kryeministri: S'kemi parë ende asnjë pasojë penale për përgjegjësit e 21 janarit

# Rama: Masa e Prokurorisë ndaj 2 deputetëve të PS-së, e paparë

*"Por nuk do ankohemi dhe as do hakërrehemi"*



Darina Tanushi

Një ditë pas vendimit të Prokurorisë për marrjen të pandehur të dy deputetëve socialistë, Arben Ndoka e Pjerin Ndreu, të cilët ushtruan dhunë ndaj kolegut të tyre demokrat, Gent Strazimi, reagoi edhe kryeministri Edi Rama duke u angazhuar se nuk do të ndërhyjë në punën e organit të akuzës, për të treguar se qeveria nuk e pengon më si më parë punën e drejtësisë. Në një koment të publikuar dje në mbrëmje në rrjetin social "Facebook", Rama shkroi: "Prokuroria lajmëroi se do të çojë para gjyqit, me sa duket nën akuzën për goditje për shkak të detyrës, dy deputetë socialistë. Arsyeja: Grushtimi i një deputeti demokrat në një korridor të Kuvendit. Në historinë e një Kuvendi ku janë zbrazur deri edhe armë përveç sharjeve me libër shtëpie dhe dufeve me këmbë e me duar, apo ku kanë rënë përtokë disa dhëmbë të thyer brenda një raundi të vetëm, masa e lajmëruar nga Prokuroria është e paparë", - nënvizoi kreu i qeverisë. "Ndërsa në historinë e një vendi, ku goditja për shkak të detyrës ka çuar në vrasje me plumba në mes të bulevardit, në rrahje masive me pasojë jo thjesht skuqjen e pjesëve lakuriqe të kokës, po përgjakjen e shumë njerëzve, por ku s'është parë ende asnjë pasojë penale për përgjegjësit, hapi i hedhur nga prokuroria në drejtim të dy deputetëve të shumicës parlamentare ngjan në përpjesëtim goxha të zhdrejtë me vendnumëronë e organit të akuzës mbi një sërë çështjesh të mëdha penale", - komentoi kryeministri. "Sidoqoftë ne, shumica qeverisëse, - vijoi komentin e tij, kryeministri Rama, - nuk i japim vetes të drejtën të ankohemi për prokurorinë dhe as na shkon mendja të hakërrehemi ndaj saj apo të përdorim policinë, siç kanë bërë paraardhësit tanë, për t'iu shmangur drejtësisë duke e penguar me përdhunë prokurorinë të bëjë detyrën". "I siguroj të gjithë, se ky do të jetë qëndrimi ynë në çdo rast që organi i akuzës do të ngrejë pandehma të kompetencës së vet ligjore, ndaj kujtdo që përfaqëson koalicionin tonë në qeveri, parlament apo pushtetin vendor", - siguroi Rama. Sipas tij, "prokurorinë në këtë vend e kanë penguar prej shumë vitesh shumë gjëra, duke filluar nga mungesa e kurajës dhe integritetit të shumëkujt brenda saj". "Por, - sqaroi Rama, - prej një viti i është hequr një pengesë e lartë: Qeveria! Sepse ka ndodhur një ndryshim i madh në Shqipëri 23 qershorin e shkuar dhe edhe qasja e re e shumicës qeverisëse ndaj organit të akuzës - edhe kur ndodh që nën akuzë të vihen njerëz të kësaj shumice, - është një tjetër shembull kuptimplotë i këtij ndryshimi", - përfundoi kryeministri.



Kryeministri, Edi Rama

**TRE DEPUTETË NËN AKUZË**

Prokuroria njoftoi dy ditë më parë marrjen të pandehur të tre deputetëve, dy prej të cilëve i përkasin PS-së, Pjerin Ndreu dhe Arben Ndoka, të cilët akuzohen për dhunën e ushtruar ndaj deputetit të PD-së, Gent Strazimiri. Ndërsa ligjvënësi Astrit Veliaj i PD-së akuzohet për "ndërtim të paligjshëm".

**REAGIMET E DEPUTETËVE TË PS**

Deputeti socialist, Arben Ndoka lidhur me vendimin e prokurorisë për marrjen e tij si të pandehur për incidentin me kolegun demokrat, Gent Strazimiri, është shprehur se do të respektojë drejtësinë, ndërsa kolegu i tij socialist Pjerin Ndreu i ka cilësuar akuzat qesharake.



Deputeti i PS-së, Arben Ndoka duke goditur me grushta në fytyrë deputetin demokrat, Gent Strazimiri

**VENDIMI**

## Gjykata Kushtetuese rrëzon ankimin e PD për Zana Xhukën

Gjykata Kushtetuese rrëzoi dje kërkesën e deputetëve të Partisë Demokratike që kishin kërkuar pavlefshmërinë e seancës plenare të datës 20 shkurt 2014, në të cilën Kuvendi e shpalli të pavlefshëm zgjedhjen e Zana Xhukës në postin e kreut të ILDKP-së. Sipas demokratëve kjo seancë ishte thirrur në kundërshtim me Rregulloren e Kuvendit dhe në shkelje të rregullave procedurale që garantojnë një proces të rregullt ligjor. Më herët për këtë çështje ju drejtua Gjykatës edhe Presidenti, Bujar Nishani. Por edhe këtë padi Kushtetuesja vendosi ta refuzojë.



**"Është autori pas marionetave kriminale në grupin e PS"**

# Basha: Rama urdhëroi dhunën, hetimi duhet të nxjerrë përgjegjësinë e tij

Kreu i PD-së, Lulzim Basha ka reaguar dje pas deklaratës së kryeministrit Rama në lidhje me akuzën e ngritur nga Prokuroria për dy deputetët socialistë Arben Ndoka dhe Pjerin Ndreu, të cilët janë filmuar nga kamerat e sigurisë së Kuvendit teksa godisnin deputetin e PD-së, Gent Strazimiri. Sipas Bashës, kryeministri duhet të dilte me një mea culpa ose të heshtte. Basha shtoi ndër të tjera se Rama vërtetoi akuzat që vinin nga opozita, që ai është orkestruesi i dhunës. "Opinioni publik në mbarë vendin është tronditur nga skenat e turpshme të dhunës burracake të deputetëve të PS-së Arben Ndoka dhe Pjerin Ndreu kundër deputetit demokrat Gent Strazimiri në Kuvendin e Shqipërisë. Edi Rama dhe deputetët e sjellë prej tij në Kuvend për të bërë xhandarin kundër opozitës dhe fjalës së lirë e kishin mohuar sistematikisht përdorimin e dhunës, por përballja me pamjet filmike i ka nxjerrë për faqe të zezë. Pritej një mea culpa e madhe nga Edi Rama. Veçanërisht pas publikimit të pamjeve filmike. Në pamundësi për të shpalosur dhuntinë e ndjesës publike, Edi Rama minimalisht duhet të heshte. Por foli duke sulmuar prokurorinë sic e ka zakon 'hedh gurin e fsheh dorën'. Foli duke provuar atë që opozita po e thotë prej kohësh: se është ai që urdhëroi goditjen e oratorit të opozitës, është ai që ka ngritur një strukturë dhune në Kuvend për të asgjësuar parlamentarizmin", - tha Basha. Më tej kreu i opozitës kërkoi që "hetimi duhet të nxjerrë përgjegjësitë e kryedhunuesit, autorit të vërtetë që fshihet pas marionetave kriminale që ka futur në grupin e tij parlamentar", - përfundoi kreu i PD-së.




**Apeli publik**

Një hetim i plotë dhe i besueshëm duhet të nxjerrë përgjegjësitë e kryedhunuesit, autorit të vërtetë që fshihet pas marionetave kriminale që ka futur në grupin e tij parlamentar.

"FOCUS PRESS" SHPK, REDAKSIA: Redaktor i Politikës: Tedi BLUSHI, Redaktor i Suplementeve dhe Sociales: Rezarta Delisula, Dossier: Fatos Veliu, Redaktor i Rretheve: Trëndafile VISHA, Redaktor i Kulturës: Fatmira Nikolli, Art Designer: Nevila SAMARXHI. ADMINISTRATA: Përgjegjëse e Financës: Alma Smokthina 0682074397, Shpërndarja: Elvis Llaka Cel 0682074416, Marketingu: Cel:0682074415-email:marketing@gazetashqiptare.com, ADRESA: Ish-Drejtoria e Uzinës së Autotraktorëve, Tiranë - Tel:(04) 2359-104 Tel&Fax:(04) 2359-116 Marketingu: Tel:(04) 2359-104/359-123. Tiranë, Internet: www.balkanweb.com, Email: gazetashqiptare@hotmail.com; redaksia@gazetashqiptare.com, SHTYPUR në "Klasik"Shpk



**SELAMI: RAMA NËN HETIM**

"Bazuar në legjislacionin shqiptar, PD u kërkon organeve të drejtësisë të përfshijnë në hetim edhe porositësin e akteve të tilla, i cili është përgjegjësi kryesor dhe më i dënueshmi, kryeministrin e vendit, Edi Rama", - apeloi deputeti i PD.

Berisha apel demokratëve: Videon e dhunës ta mbajmë në celularë

# Strazimiri: T'i bëjmë gati Ramës fundin e Musolinit

## "E kemi për detyrë, zgjodhi rrugën e tij"

Ligjvënësi i Partisë Demokratike, Gent Strazimiri vendosi dje të thyejë heshtjen lidhur me vendimin e Prokurorisë për marrjen të pandehur të dy deputetëve socialistë, Arben Ndoka e Pjerin Ndreu të akuzuar për dhunën e ushtruar ndaj tij. "Ngacmimi" për Strazimirin ka qenë pikërisht qëndrimi që kryeministri Edi Rama shprehu po dje për këtë vendim të organit të akuzës duke e cilësuar si të "paparë" masën e marrë ndaj deputetëve socialistë. Kaq ka mjaftuar që Strazimiri me anë të një postimi në rrjetin social të "Facebook"-ut ta krahasojë Ramën me Musolinin duke bërë njëherazi thirrje për t'i rezervuar shefit të qeverisë të njëjtin fund si të diktatorit fashist. "Sud-ja' sapo paska njoftuar në 'Facebook', se me vullnetin e tij të lirë, ka zgjedhur rrugën e Mussolinit, domethënë 'la politica del manganello' (politikën e dirigjimit). Ne kemi për detyrë t'i bëjmë gati një 'Piazzale Loreto' (vendi i vrasjes së Musolinit), sa më shpejt", - u shpreh Strazimiri.



Faksimile e postimit në "Facebook" të deputetit demokrat, Gent Strazimiri

**REAGIMET**

Demokratët e quajnë Edi Ramën autorin gjakftohtë të dhunës në Kuvend, ndaj i kërkojnë prokurorisë që të thellojë hetimin deri te përgjegjësi kryesor si nxitës ndaj sulmit që iu bë deputetit Gent Strazimiri. Ish-kryeministri Sali Berisha akuzon në mënyrë të drejtpërdrejtë shefin e qeverisë Edi Rama për sulmin që iu bë Strazimirit, ndërsa kryeparlamentarit Ilir Meta i kujton dënimin e njëjtë si për agresorët, ashtu dhe për viktimën. "Keni një video që dëshmon më mirë se çdo gjë tjetër për Edi Ramën dhe falangat e tij të krimit, Ndoka dhe Ndreu në Parlament, dirigjimin e dhunës nga Rama ndaj Genti Strazimirit, si dhe qëndrimin e skllavit të tij Meta, që dënoi njëlloj agresorët me viktimën. Unë ftoj të gjithë demokratët si dhe të gjithë qytetarët e vendit të mbajnë këtë video në celularët e tyre derisa të bëhet drejtësia. Strazimiri në foltore dhe korridoret e Parlamentit ishte njëri prej nesh. Ai u godit sepse njëlloj si ju nuk dëshiron të ketë lidhje me krimin dhe që në Parlament të përfaqësoheni dhe të vendosin për ju kriminelët!", - shkruan Berisha në "Facebook". Më herët PD-ja përmes deputetit Eduart Selami sqaroi se videoja e publikuar fakton dhunën brutale të ushtruar nga dy deputetët socialistë ndaj Strazimirit, pas fjalës që ai mbajti në seancën plenare të 10 korrikut. Kjo video sipas tij, tregon se goditja ndaj Strazimirit ishte një skenar i mirëmenduar dhe i përgatitur nga kreu i qeverisë. Sipas tij, pamjet në video tregojnë qartë se dhuna është iniciuar nga kryeministri, andaj ai i kërkoi prokurorisë të nisë hetimet për Ramën. "Bazuar në legjislacionin shqiptar, PD u kërkon organeve të drejtësisë të përfshijnë në hetim edhe porositësin e akteve të tilla, i cili është përgjegjësi kryesor dhe më i dënueshmi, kryeministrin e vendit, Edi Rama", - apeloi Selami.

**ERJON BRAÇE**

### "Astrit Veliaj të mos na shesë paligjshmëritë për kryevepra"

Deputeti socialist Erjon Braçe ka ironizuar dje deklaratat e deputetit të PD-së, Astrit Veliaj, pas vendimit të prokurorisë për ta hetuar për një ndërtim të paligjshëm. Në një status në rrjetin social "Facebook", Braçe shkroi dje se "Kryevepra të paligjshme! Po lexoj ç'ka thënë deputeti Astrit Veliaj. Natyrisht që çdo i akuzuar nga prokuroria zyrtarisht ka të drejtë të mbrohet, por që paligjshmërinë ta shesë për 'kryevepër', kjo është shumë. Rasti i Fierit është shumë i qartë, por rasti i Beratit është edhe më skandaloz! Deputeti thotë se atje ka ndërtuar një kryevepër, por pa leje dhe pret legalizimin. Në Berat deputeti ka ndërtuar pa leje në zonën tampon, zonën e mbrojtur në funksion të një pasurie botërore të UNESCO-s. Nuk ka leje as nga bashkia, nuk ka leje as nga KRRTRSH-ja e atëhershme. Tani qenka në legalizim! Do të bëjë krim kush merr përsipër ta legalizojë atë monstër në Berat!", - shkruan deputeti i PS-së.





Ilir Zela

**"Të kontribuojë për integrimin"**

## Gjosha: PD-ja duhet të rikthehet në Parlament

Ministrja e Integrimit, Klajda Gjosha, deklaroi dje se shpreson shumë që opozita t'i kthehet Parlamentit. Gjatë një bashkëbisedimi me nxënësit e shkollës së mesme "Harry Fultz", në Tiranë, Gjosha u shpreh: "Shpresojmë që shumë shpejt opozita shqiptare t'i rikthehet Parlamentit. Ka premtuar që do të jetë pjesë e dialogut të nivelit të lartë, që do të organizohet më datë 29 shtator, ku Komisioneri Fyle vjen për herë të fundit në Shqipëri, si Komisioner për Zgjerimin dhe shpresojmë që kjo datë të shënojë një kthesë të dialogut politik mes mazhorancës dhe opozitës për të vazhduar më pas me pjesëmarrjen e tyre në të gjitha seancat parlamentare". Duke u folur nxënësve, Gjosha tha: "Duhet të kontribuojnë për procesin e integrimit në BE. Për ne është me mjaft rëndësi realizimi i reformave, për t'u garantuar qytetarëve shqiptarë së pari një të ardhme më të mirë, ju të rinjve më shumë mundësi. Nuk ka rëndësi kur Shqipëria do të bëhet anëtare e BE. Procesi i integrimit është një proces që do të vazhdojë dhe varet nga në përmbushja e standardeve të kërkuara, pasi vetëm kështu mund të shkojmë në BE", - tha Gjosha. Në një intervistë televizive, ministrja e Integrimit foli edhe për Progres-Raportin që pritet të dalë nga BE. Ajo tha se këtë herë ai mund të jetë më pozitiv, veçanërisht sa u përket vlerësimeve për luftën ndaj krimit të organizuar dhe drogës. Sa i përket vjedhjes në Bankën e Shqipërisë, Gjosha tha se nuk beson se mund të shkruhet në raport, pasi kjo është një çështje në gjykim.

## Kuvendi: Distancohemi nga publikimi dhe shpërndarja e videos së incidentit

Kuvendi i Shqipërisë mohoi dje të këtë publikuar videon ku shihen dy deputetët socialistë, Arben Ndoka dhe Pjerin Ndreu teksa godasin kolegun e tyre demokrat, Gent Strazimiri. Me anë të një reagimi, zëdhënësi i kryetarit të Kuvendit, Emiljano Aleksi, thekson se Kuvendi distancohet nga publikimi i kësaj videoje. "Kuvendi i Shqipërisë dëshiron të sqarojë opinionin publik lidhur me videon e incidentit të ndodhur në sallën e seancave plenare në muajin korrik, të transmetuar nga mediat televizive dhe online. Kuvendi distancohet nga publikimi dhe shpërndarja e kësaj videoje në media", thuhet në reagim. Dy ditë më parë, videoja ku deputetët socialistë qëlluan deputetin demokrat Gent Strazimiri qarkulloi nëpër të gjitha mediat dhe rrjetet sociale.



INVESTIMET
DEBATET

## Ridvan Bode: 90% e shqiptarëve po paguajnë më shumë taksa

# Rishikimi i buxhetit, PD: Investimet nuk do rriten

## "Shpenzime luksi, 1.2 mld lekë më shumë"



Mbledhja e djeshme e deputetëve demokratë të Komisioneve parlamentare të Ekonomisë, Shëndetësisë dhe Veprimtarisë Prodhuese

Valentina Madani

Teksa kanë marrë në analizë Aktin Normativ të qeverisë për Buxhetin 2014, deputetët demokratë të Komisionit të Ekonomisë, Shëndetësisë e Veprimtarisë Prodhuese dolën dje në konkluzionin se "kryeministri ka ulur forndet për arsimin, të papunët, në shëndetësi, investime publike dhe për ish të përdjekurit, ndërsa ka rritur shpenzimet e luksit me 1.2 miliardë lekë". Sipas tyre "ky akt vërtetoi se 90% e shqiptarëve paguan këtë vit 270 milionë dollarë taksa më shumë nga xhepat e tyre të varfër". Në lidhje me ndryshimet në Buxhetin e këtij viti, deputeti demokrat, Ridvan Bode pretendoi se qeveria po bën një arnim me fondet për të mbuluar dështimet e saj. Sipas tij, me këtë akt qeveria dëshmoi se sistemi i saj i taksave dështoi dhe bëri që 95% e qytetarëve shqiptarë që në fakt duhet të përfitonin nga sistemi i taksave, kanë paguar 90% të taksave të reja, ose rreth 270 milionë dollarë më shumë se një vit më parë. "Ky akt normativ gris demagogjinë e Ramës se nga sistemi i taksave të tij progresive, do të paguanin vetëm 5% e qytetarëve dhe 95 % të tjerët do të përfitonin. Ky mashtrim është i dalë boje. Sipas asaj që ata kanë paraqitur nga 30 miliardë lekë taksa të shtuara, mbi 26 miliardë lekë taksa janë paguar nga qytetarët, pra nga 95% e qytetarë që në fakt duhet të përfitonin, pra rreth 89% e kanë paguar qytetarët ndërsa pjesa tjetër nga biznesi. Qytetarët kanë paguar këtë vit 270 milionë dollarë nga xhepat etyre me taksa të fshehta më shumë se një vit më parë. Tashmë del se 95% e qytetarëve kanë paguar 90% të taksave", - argumentoi ish-ministri i Financave, Ridvan Bode. Kurse kolegu i tij demokrat, Sherefedin Shehu theksoi se fondet në sektorë kyç të premtuar nga Rama janë ulur ndjeshëm si në arsim, të papunët apo në investime publike ndërsa tha se Kryeministri ka shtuar fondet e veta për luks. "Kryeministri tha se ka 4.3 miliarkë lekë të shtuara për mbështetjen sociale dhe të paaftët por e verteta është ndryshe sepse janë shtuar vetëm 2 miliardë dhe rreziku është prezent. Kryeministri nuk ka harruar veten e tij sepse për shpenzime administrative ka shtuar 1.2 miliardë lekë, pra shpenzime për administratën. Mashtrimi më i madh është me shifrat e prezantimeve. Kryeministri mburret për tejkalim të ardhurash dhe se këtë tejkalim e ka çuar për uljen e deficitit. E vërteta është krejt ndryshe. Qeveria në mënyrë të qëllimshme e ka spostuar planin në muajt e fundit të vitit që do të thotë ka një plan të shtuar, nga 1.2 në 5.2 më i larte se sa mesatarja se 8 muajt e parë të vitit. Duke u gjendruar para një dështimi u gjet ky mekanizëm. Shpenzimet nuk rriten asnjë qindarkë. Thotë se ka rritur buxhetin por shpenzimet në buxhen mbeten në të njëjtin nivel. Kryeministri ka prezantuar disa shifra bombastike si 150 milionë dollarë investime, tablet dixhitale për arsimin, por shpenzimet brenda totalit nuk rriten asnjë qindarkë.", - tha Shehu. Deputetët e opozitës vunë theksin edhe në injorimin e skandalit me CEZ, ku shtetit shqiptar ka sipas tyre një dëm prej 3 miliardë eurosh. "Qeveria shqiptare u tregua e gatshme të paguajë 95 milion euro plus garancinë për të zgjidhur në paqe kontratën me CEZ sa në një kohë që ajo neglizhoi, injoroi, dhe hodhi në kosh të plehrave pretendime financiare në shumën 500 milion euro, të dokumentuara me fatura, të pashlyera nga CEZ-i. Gjithashtu, sipas vlerësimeve të bëra nga kompanitë e auditit shuma totale që shteti Shqiptar mund të pretendonte për dëmin që CEZ sa i ka shkaktuar shtetit shqiptar mund të shkonte deri në 3 miliard euro e cila totalisht u injorua dhe u hodh poshtë në kosh të plehrave", - pretendoi deputeti demokrat, Florion Mima.

### DEKLARATA


**RIDVAN BODE**
Qytetarët kanë paguar këtë vit 270 mln USD nga xhepat e tyre me taksa të fshehta më shumë se një vit më parë. Tashmë del se 95% e qytetarëve kanë paguar 90% të taksave





**SHEREFEDIN SHEHU**
Kryeministri ka prezantuar disa shifra bombastike si 150 milionë dollarë investime, tablet dixhitale për arsimin, por shpenzimet brenda totalit nuk rriten asnjë qindarkë.




**FLORION MIMA**
Qeveria shqiptare hodhi në kosh të plehrave pretendimet financiare në shumën 500 milionë euro, të dokumentuara me fatura, të pashlyera nga CEZ-i



### ADRIAN TURKU

## "Buxheti për bujqësinë u zvogëlua me 1.2 mld lekë"



Deputeti demokrat, Adrian Turku, duke komentuar Aktin Normativ të qeverisë për Buxhetin '14 vuri dje theksin te bujqësia duke pretenduar se "buxheti i sektorit të bujqësisë, nga ai që kishte parashikuar programi i Rilindjes për këtë vit, zvogëlohet me 1.2 miliardë lekë të reja. Pra, në totalin e vet, buxheti zvogëlohet me rreth 15%". Ai deklaroi se qeveria aktuale nuk ka bërë asnjë gjë për sektorin e bujqësisë. Sipas deputetit demokrat, subvencionet për këtë sektor janë ulur me 403 milionë lekë.

### ALBANA VOKSHI

"Ish-të përndjekurit, ulet fondi"

"Në lidhje me ish-të përndjekurit politikë, kjo qeveri e uli me 12 milionë dollarë fondin, krahasuar me faktin e vitit 2013 që ishte 30 milionë dollarë", -u shpreh dje, deputetja demokrate.



### "Problematikat e ndeshura kanë qenë të qëllimshme"

## Pukë, të larguarit nga kryesia e PD: Zgjedhjet në parti, shkeljet flagrante

**PUKË** - Katër krerët e njësive të qeverisjes vendore të cilët u dorëhoqën dy ditë më parë nga kryesia e degës lokale të PD në Pukë kanë bërë dje të ditura arsyet e largimit të tyre nga organi vendimarrës i selisë blu në rrethin verior. Ndue Cara, Hil Kolaj, Gëzim Vata dhe Fatmir Balaj thane dje se largimi i tyre duhet të jenë një refleksion për kryesinë qëndrore "e cila duhet të reagojë përballë shkeljeve flagrante që janë bërë në zgjedhjet e zhvilluara brenda kësaj force politike në rrethin e Pukës". Sipas tyre, problematikat e ndeshura gjatë proçesit zgjedhor në Pukë kanë qenë të qëllimshme, ndaj dhe ata më qëllim mbrojtjen nga përçarja të PD-së i kanë bërë të ditura shkeljet e ndodhura Komisionit Zgjedhor të PD-së në Tiranë. **ar.me.**






Vendimi, 644 mln lekë për stadiumin e Elbasanit e Parkun Olimpik

# "Rritja e të ardhurave, do të financojmë 12 projekte"

## Rama: Investimet, ndërtojmë rrugë të reja

Darina Tanushi

Kryeministri Edi Rama publikoi dje, 12 projektet që do të financohen pas rritjes së të ardhurave. Përmes një tabele grafike, Rama ka renditur të gjitha projektet, investimet e rrugëve që do të financohen pas ndryshimit në buxhetin e vitit 2014. Ndër 12 projektet janë: Ndërtimi i rrugës Kukës-Morinë, 2 Lote që përfshijnë vepra arti të mëdha e 2 viadukte; ndërtimi i rrugës Milot - Fushë-Krujë, Loti 4; plotësimi i segmentit Dragobi-Valbonë; sistemim-asfaltimi i rrugës Kukës-Krumë, 2 Lote. Gjithashtu, ndër projektet janë edhe: By-pass-i Plepa-Kavajë-Rrogozhinë, Lotet 4-11; Unaza e Re, 2 segmente: Komuna e Parisit - Rruga e re Tiranë - Elbasan, si dhe Komuna e Parisit - Rruga e Kavajës; rruga Lushnjë-Berat, 3 Lote. Një tjetër projekt është edhe ndërtimi i Unazës veriore Korçë, rruga Korçë-Kapshticë. Gjithashtu edhe ndërtimi i rrugës Korçë-Ersekë, Loti 1. Projekte të tjera janë edhe: ndërtimi i rrugës Kardhiq- Delvinë, 3 Lote; sistemim-asfaltimi i rrugës Qafë Thanë-Lin-Pogradec, Loti 2 dhe sistemim-asfaltimi i rrugëve lidhëse me bregdetin (Llogara-Sarandë) Loti 1. Kryeministri lajmëroi një javë më parë, pas mbledhjes së qeverisë, se "janë 3.2 miliardë lekë ose 32 milionë dollarë" që do t'i japin mundësinë të nisin qysh këtë vit, "me uljen e deficitit dhe të borxhit publik". Një shumë prej 43 milionë dollarësh është vënë në dispozicion të personave me aftësi të kufizuar, paraplegjikë e tetraplegjikë, invalidë, "të cilëve shteti u lan përfundimisht borxhet". Një pjesë fondesh, prej 15.2 miliardë lekësh ose 152 milionë dollarësh do të shkojnë për investime, kryesisht të lëna rrugëve, për infrastrukturën rrugore. Sipas Ramës, do të financohen 51 projekte që kanë mbetur rrugëve. Kryeministri njoftoi pas mbledhjes së javës së shkuar, se 1.1 miliardë lekë do të shkojnë për financimin me mjete emergjence, rreth 20 autoambulanca të reja, helikopterë të ndihmës së shpejtë, për shëndetësinë. Ndërsa në arsim ai premtoi se deri në fund të mandatit, pjesa më e madhe e shkollave do të pajisen me tabletat dixhitale, reformë që do të zgjidhë edhe problemin e prindërve që nuk blejnë dot librat për fëmijët e tyre. Për këtë vit është akorduar një shumë prej 7 milionësh. Në rend, ai njoftoi se do të ndihmohet policia me një shumë prej 300 milionë lekësh për automjete. Ndërkohë që janë 450 milionë lekë për ortophoto, që do të thotë, për fotografimin dixhital të të gjithë territorit.

**VENDIMI**

Dje, në mbledhjen e radhës, Qeveria shqiptare vendosi financimin e projektit të stadiumit "Ruzhdi Bizhuta" në Elbasan dhe Parkut Olimpik të Tiranës. Në vendimin e miratuar nga Këshilli i Ministrave thuhet se 600 milionë lekë do të mbulohen nga buxheti i shtetit, ndërsa 44 milionë lekë nga fondi i kontingjencës. "Këshilli i Ministrave miratoi sot, një ndryshim në vendimin nr.411, datë 20.6.2014, 'për bashkëfinancimin e projektit të stadiumit "Ruzhdi Bizhuta', Elbasan, dhe financimin e Parkut Olimpik të Tiranës". Kështu u vendos që efektet financiare për financimin e të dyja projekteve do të mbulohen me 600 000 000 (gjashtëqind milionë) lekë, nga fondi rezervë i buxhetit të shtetit dhe 44 000 000 (dyzet e katër milionë) lekë, nga fondi i kontingjencës, për vitin 2014".


Mbledhje qeverie

**PARKU OLIMPIK**

Qeveria vendosi dje financimin e projektit të stadiumit "Ruzhdi Bizhuta" në Elbasan dhe Parkut Olimpik të Tiranës. Në vendimin e miratuar thuhet se 600 milionë lekë do të mbulohen nga buxheti i shtetit, ndërsa 44 milionë lekë nga fondi i kontingjencës.

**RRUGËT E REJA**

Ndër 12 projektet janë ndërtimet e rrugëve Kukës-Morinë; Milot-Fushë-Krujë, Loti 4; plotësimi i segmentit Dragobi-Valbonë; sistemim-asfaltimi i rrugës Kukës-Krumë; By-pass-i Plepa-Kavajë-Rrogozhinë, etj. Një tjetër projekt është edhe ndërtimi i Unazës veriore Korçë.



Tabela me projektet që publikoi dje kryeministri, Edi Rama në "Facebook"

"Zyrë teknike me juristë nga PS pranë qeverisë"

## "Hartimi i ligjeve", propozimi: Jo më nga ministritë, grup të veçantë pune

Ministritë nuk do të merren më me hartimin e ligjeve. Këtë mendohet ta bëjë një grup i posaçëm juristësh jashtë dikastereve të ekzekutivit. Burimet nga qeveria bënë të ditur dje për median se për shkak se në shumë raste projektligjet kanë lënë për të dëshiruar, kjo tashmë do të mendohet mirë nga juristët pranë PS-së. Kjo ka qenë një ide e diskutuar edhe në grupin e punës, të ngarkuar për cilësinë e legjislacionit, të cilët konfirmojnë se do të propozojnë ngritjen e një zyre plotësisht teknike dhe profesionale me juristë të fushës, për përgatitjen e projektligjeve. Mësohet se do të jenë këta juristë që do përgatisin projektligjet, që më pas do t'i kalojnë ministrisë së linjës. Kjo e fundit do t'i kalojë draftet e qeverisë dhe më pas ekzekutivi do t'ia përcjellë Kuvendit për shqyrtim, thuhet nga "Ora News". Kjo skemë, që eliminon nga hartimi i ligjeve ministritë, mësohet se synon së pari krijimin e një memorie ligjore historike dhe së dyti, projektligje cilësore, pasi do të hartohen nga profesionistë të fushës. Drejtoritë juridike nëpër ministri nuk mund të përmbushin 100% nga pikëpamja profesionale kërkesat e draftimit të projektligjeve. Një tjetër grup pune, ai i përbërë nga deputetët Taulant Balla, Majlinda Bufi dhe Namik Kopliku, po skanojnë emërimet në administratën e shtetit, duke mos lënë mënjanë numrin e emërimeve nga aleati kryesor, LSI sipas marrëveshjes paraelektorale të nënshkruara nga dy partitë.



**Projekti**

Ministritë nuk do të merren më me hartimin e ligjeve. Këtë mendohet ta bëjë një grup i posaçëm juristësh jashtë dikastereve të ekzekutivit.

**PRESIDENTI**



## Nishani: ISIS, kërcënim serioz për çdo vend

Presidenti, Bujar Nishani e cilësoi dje ISIS një kërcënim serioz për çdo individ dhe vend, pavarësisht fesë dhe racës, duke shtuar se Shqipëria, për këtë arsye, është rreshtuar me vendosmëri dhe me kontribut konkret, përkrah partnerëve. Qëndrimi i tij u shpreh gjatë një takimi të zhvilluar me një delegacion të Komitetit Hebreo-Amerikan, me drejtues të B'nai B'rith, organizatës së hebrenjve amerikanë me seli në Neë York dhe me një përfaqësi nga Kongresi Botëror Hebre. Gjatë këtij takimi Nishani i vlerësoi SHBA-të si mikun dhe partnerin më të rëndësishëm për Shqipërinë dhe shqiptarët. Duke u ndalur te marrëdhëniet me Izraelin, ai u shpreh se ato janë të shkëlqyera duke shtuar se bashkëpunimi më i ngushtë me komunitetin hebre mund të ndihmojë më shumë në forcimin e lidhjeve ndërmjet dy vendeve dhe veçanërisht, në edukimin për Holokaustin, luftën kundër antisemitizmit dhe ideologjive të tjera ku bazohen diktaturat.

# Apeli lë në burg kryekomunarin Drita, dyshohet për korrupsion

Genc Drita, kryetar i komunës Bërzhitë, i dyshuar për akuzën e korrupsionit, do të vazhdojë të qëndrojë prapa hekurave. Gjykata e Apelit për Krime të Rënda, vendosi të lërë në fuqi vendimin e Shkallës së Parë, për caktimin e masës së sigurisë "arrest me burg" për kryekomunarin. Sipas prokurorisë, Drita dyshohet se në bashkëpunim me një vartës të tij, i kanë marrë një biznesmeni ryshfet në shumën e 4500 eurove, për t'i dhënë lejen e


Genc Drita

shfrytëzimit për biznesin e tij. Në dosjen e prokurorisë theksohet se disa ditë më parë, një biznesmen, ka nisur sistemimin e një përroi, që ndodhet përballë hotelit tij. Biznesmeni F.M., ka vënë në dijeni edhe kryetarin e komunës Bërzhitë, Genc Drita, për këtë sistem të përroit. Nga hetimet rezulton se ai e ka takuar personalisht Dritën tek komuna dhe kryekomunari i ka thënë që mund të vazhdonte të punonte. Më pas, kryekomunari ka dërguar vartësit e tij, të cilët i kanë bërë bllokimin e punimeve. Prokuroria thekson se ka prova që kryekomunari ka marrë ryshfet nga biznesmeni.

# Gjykata i bashkon dënimet Zanit të Çoles, prapa hekurave përjetë

Myrteza Çaushi, i njohur si i "forti" i Çoles, edhe pse është dënuar prej vitesh, vijon ende të këtë përballje me drejtësinë shqiptare. Para pak muajsh, i dënuari me burgim të përjetshëm, i është drejtuar Gjykatës së Tiranës, me një kërkesë për bashkimin e dënimeve me burgim që gjykatat kanë firmosur për të. "Ekzistojnë dy vendime gjyqësore të formës së prerë të dhëna nga Gjykata e Rrethit Gjyqësor Vlorë dhe Tiranë, kundër të njëjtit person, ndaj të dënuarit


Myrteza Çaushi

Myrteza Çaushi, dhe duke qenë se ekzistojnë kushtet ligjore për bashkimin e dënimeve penale, gjykata e konsideron të bazuar kërkesën e të dënuarit Myrteza Çaushi. Në përfundim të gjykimit krijoi bindjen se ndaj këtij të dënuari duhet dhënë një vendim i vetëm, ai me burgim të përjetshëm", thuhet në vendim. Pasi ka shqyrtuar çështjen, gjykata ka vendosur bashkimin e dënimeve, konkretisht atij me Nr.102 vendimi, dt 30.06.2000, firmosur nga Gjykata e Vlorës, dhe vendimit Nr.90 vendimi, dt 02.02.2009, të Gjykatës së Vlorës, duke i dhënë Myrtezа Çaushit, një dënim përfundimtar me burgim përjetë.

INTERVISTA/ Flet biznesmeni i akuzuar për vrasjen e kryekomisar Dritan Lamajt

# Frroku: Ja si e zbulova njeriun që më akuzon

## "Familja e tropojanit më tha: i paguan borxhet, foli nën presion"

Klodiana Lala

Në kohën kur drejtësia shqiptare vijon të luajë pingpong me dëshmitarin e mbrojtur, rrëfimi i të cilit konsiderohet prova kyçe në procesin penal ndaj Arben Frrokut, biznesmeni vendos të flasë nga burgu. Në orën 11:42 të ditës së djeshme, fill pasi kishte mbërritur në ambientet e paraburgimit, Arben Frroku telefonon me numrin +35544207113 (numër kabine). Duket krejt i qetë, edhe pse mbi supet e tij rëndon akuza e vrasjes së kryekomisar Dritan Lamajt, një krim i rëndë që ndodhi mbrëmjen e 24 shkurtit 2013, në zonën e "Vasil Shantos". "Po këmbëngul që ta sjellin këtë dëshmitar të mbrojtur. Dua të përballem me të. Ia kam kërkuar këtë gjë, edhe prokurorisë, edhe gjykatës. Besoj është kërkesë e ligjshme e normale", - tregon Frroku. Mandej, biznesmeni tregon se ka mundur të bjerë në gjurmët e këtij njeriu, ta identifikojë atë dhe është në pritje të përballjes. "Familjarët e këtij personi, më kanë kontaktuar dhe më kanë shpjeguar arsyet përse ai ka folur kundër meje. Po ju jap disa detaje. Ai është nga Tropoja, një person me shumë borxhe dhe me vese të bixhozit", - thotë Frroku në këtë intervistë për "GSH".


Biznesmeni, Arben Frroku

**DËSHMIA**
Në rrëfimin e tij, dëshmitari i mbrojtur i identifikuar me emrin Arben Ndoka, pretendon se ka parë biznesmenin Arben Frroku në makinën prej nga u qëllua për vdekje kryekomisar Dritan Lamaj, mbrëmjen e 24 shkurtit 2013, në zonën e "Vasil Shantos" në Tiranë, shumë pranë pallatit ku banonte viktima.

**Arben, përse dështoi seanca e sotme (e djeshme) ndaj jush?**

Prokuroria e Krimeve të Rënda, e cila pretendon se ka një dëshmitar të mbrojtur, të cilin e identifikon me emrin Arben Ndoka, nuk e solli atë të dëshmonte as edhe këtë seancë.

**Ju dhe avokatët tuaj keni hedhur shpesh dyshime për ekzistencën e këtij personi. Ne si media jemi jashtë sallës së gjyqit. Mund të na thuash nëse vazhdoni të këmbëngulni në këtë pikë?**

Është e vërtetë që një person fillimisht ka dëshmuar për prokurorinë. Por, dua t'ju them se prej gjashtë muajsh, ai nuk ndodhet më në sistemin e mbrojtjes.

**Si ta kuptojmë ne këtë?**

Para pak javësh, në burg mua më kanë kontaktuar familjarët e këtij personi.

**Kjo që ju thoni tingëllon çuditshëm, gati-gati e pavërtetë. Si ju kontaktuan? Çfarë kërkonin prej jush?**

Njëri prej vëllezërve të këtij personi që prokuroria pretendon se është dëshmitar i mbrojtur, është punonjës në burgun 302, ku unë ndodhem prej më shumë se tetë muajsh. Ai më tha se vëllai i tij, është detyruar të flasë kundër meje, pasi prokuroria i ka bërë dy premtime: që do t'i jepte para për të shlyer borxhet, dhe do t'i siguronin një pasaportë për t'u larguar jashtë vendit.

**Për çfarë borxhesh bëhet fjalë?**

Personi në fjalë ka probleme me bixhozin dhe lojërat e fatit. Ka humbur shumë para.

**Ju personalisht, e njihni këtë person që ka dëshmuar kundër jush? Si na e vërteton këtë fakt?**

Po, e njoh. Mund të konfirmoj që është nga Tropoja. Madje, po ju them që ka punuar dhe si shofer.

**Në cilat rrethana e keni njohur?**

Ai është një njeri i cili luan bixhoz dhe loto sporti. Unë kam pasur një kompani bastesh sportive. Personi në fjalë, emrin e të cilit nuk mund ta publikoj ende, ka humbur një shumë të konsiderueshme parash në një prej pikave që unë kisha në pronësi.

**Në pikat e basteve sportive, persona të ndryshëm humbasin shumë para. Përse e keni fiksuar këtë personazh?**

Sepse, ai humbi para dhe mbeti borxh. Më kërkoi që të më paguante duke më lënë makinën e tij tip "Benz" peng. Unë nuk e pranova atë makinë. Edhe sot që po flas me ju, s'ma ka shlyer borxhin. Ju pyesni si mund ta konfirmoj një fakt të tillë? Do ta vërtetoj në përballjen me të.

**Prej më shumë se një viti ndodheni prapa hekurave dhe nëse provohet akuza ndaj jush, rrezikoni dënimin me burgim të përjetshëm. Cila është kërkesa juaj?**

Ta sjellin në gjykatë këtë dëshmitar të dëshmojë dhe të përballet me mua. Këtë kërkesë ia kam bërë Prokurorisë për Krime të Rënda, trupit gjykues. Besoj është e drejtë kjo kërkesë. Dua të përfundojë procesi, të mos zvarritet.

**Të kthehemi sërish te familjarët. Çfarë kërkuat prej tyre?**

Asgjë më shumë, sesa i afërmi i tyre të vinte në seancë e të përballej me mua.

**PERPLASJET**

## Pingpongu i drejtësisë, për dëshmitarin kyç në gjyqin ndaj Frrokut

Në seancën e fundit për muajin korrik, atëherë kur Gjykata e Krimeve të Rënda do të niste pushimet verore, u deklarua se Prokuroria e Krimeve të Rënda kishte humbur kontaktet me dëshmitarin e mbrojtur të identifikuar si Arben Ndoka, rrëfimi i të cilit konsiderohet si prova kyçe e procesit. Në shtator, atëherë kur rinisi procesi, prokuroria tha se kanë rivënë kontaktet me dëshmitarin dhe morën përsipër sjelljen e tij për të dëshmuar në proces. Por, përgjatë kësaj kohe, jo vetëm që dëshmia e njeriut të identifikuar si Arben Ndoka nuk është administruar nga gjykata, por qëndrimet e institucioneve janë të paqarta. Në përfundim të seancës së djeshme, avokatët konfirmuan se në proces nuk ishte bërë e mundur pyetja e këtij dëshmitari, ndërsa theksuan se akuza është në ditët e saj më të këqija. Nga ana tjetër, prokuroria konfirmoi se pyetja e dëshmitarit do të bëhet seancën e radhës, nëpërmjet video-konferencës, pasi nuk u bë i mundur realizimi teknik. Gjykata e Krimeve të Rënda nuk dha asnjë shpjegim zyrtar për çështjen në fjalë dhe mbajti larg mediat nga procesi. Gazetarët nuk u lejuan të hynin as në oborrin e gjykatës. Ndërsa institucionet nuk japin shpjegime, situata sa vjen e bëhet e mjegullt, duke vënë në diskutim dhe në pikëpyetje, njërin prej proceseve gjyqësore më të rëndësishme që po zhvillohet aktualisht pranë gjykatës, të ngritur enkas për të ndëshkuar kriminelët dhe të korruptuarit.

Përgjatë kësaj kohe, jo vetëm që dëshmia e njeriut të identifikuar si Arben Ndoka nuk është administruar nga gjykata, por qëndrimet e institucioneve janë të paqarta

“Faleminderit që ndihmuat për sigurimin e rendit dhe sigurisë gjatë vizitës së Papa Françeskut”

# Vizita e Papës, Tahiri SMS vartësve

## Zbardhet mesazhi që ministri u dërgoi efektivëve të rendit

Aurora Koromani

Ministri i Brendshëm Saimir Tahiri pas përfundimit me sukses të vizitës së Papa Françeskut në Shqipëri, u ka dërguar mesazh vartësve të tij, duke i falenderuar për punën e tyre. Në mesazhin e tij, ministri Tahiri falenderon efektivët e policisë për punën që kanë bërë për ruajtjen e rendit dhe sigurisë gjatë vizitës së kreut të Vatikanit në vendin tonë. Mësohet se këtë mesazh ministri i Brendshëm ua ka nisur të gjithë vartësve të tij, përfshirë këtu krerët më të lartë të Policisë së Shtetit, drejtorët e policisë në qarqe, shefave të komisariateve, atyre të rendit dhe krimeve në vend, si dhe efektivëve të Gardës.

**MESAZHI**

"Ju faleminderit që ndihmuat për të siguruar rendin dhe sigurinë për paqen gjatë vizitës së Papa Françeskut. Me respekt ministri!". Ky është teksti i plotë i mesazhit falënderues që ka mbërritur në celularët e shumë efektivëve të policisë, të cilët gjatë vizitës historike kanë qenë në gatishmëri të plotë. Kjo ka qenë mënyra që ministri ka zgjedhur për të falenderuar dhe për të treguar mirënjohjen e tij për të gjithë gatishmërinë dhe masat e marra gjatë vizitës së Atit të Shenjtë në vendin tonë. Gjatë kësaj vizite ka qenë kreu i Policisë së Shtetit, Artan Didi, ai që ka mbikëqyrur nga afër të gjithë punën e policisë. për vizitën e Papa Françeskut u angazhuan mbi 2500 forca policore, me të cilëve shumë civilë. Në plan të parë të gatishmërisë qëndruan forcat e strukturave të antiterrorit, forcat e RENEA-s, por pa lënë edhe strukturat e tjera në plan të dytë, siç ishin efektivët e Gardës, të cilët e shoqëruan Papën në të gjitha lëvizjet e tyre. Një nga masat që u ndërmor ditën që Papa vizitoi Shqipërinë ishte edhe ngritja e 27 pikave të kontrollit nga policia, gjatë të cilave u kontrolluan me detonatorë metalesh dhe mjete të tjera të gjithë personat që hynë në sheshin "Nënë Tereza" për të ndjekur meshën e shenjtë. Përveç kësaj, shumë efektivë ishin në gatishmëri për të ndjekur të gjithë itinerarin e lëvizjeve të Papës, ndërkohë që strukturat e RENEA-s u angazhuan për të ruajtur me snajper pikat e larta në kryeqytet.




Teksti i SMS-së, që ministri Tahiri u ka dërguar vartësve

Një nga masat që u ndërmor ditën që Papa vizitoi Shqipërinë ishte edhe ngritja e 27 pikave të kontrollit nga policia, gjatë të cilave u kontrolluan me detonatorë metalesh dhe mjete të tjera të gjithë personat që hynë në sheshin "Nënë Tereza" për të ndjekur meshën e shenjtë

## Qëllohet katër herë Fatmir Kurti, rëndë për jetën

## Plagoset 28-vjeçari, dyshohet për konflikte pronësie

Plagosje me armë zjarri në zonën pranë Pallatit me Shigjeta në kryeqytet. Ngjarja është shënuar mbrëmjen e djeshme, rreth orës 20:30, teksa ka mbetur i plagosur 28-vjeçari Fatmir Kurti. Policia ka nisur hetimin e ngjarjes, ndërsa mësohet se deri dje në polici janë shoqëruar mbi 20 persona, të cilët mendohet se kanë informacion për ngjarjen.

**NGJARJA**

Në zonën pranë Pallatit me Shigjeta, mbeti i plagosur me armë zjarri 28-vjeçari Fatmir Kurti. Sipas policisë, autori, i cili ende nuk është identifikuar, ka qenë në këmbë dhe ka qëlluar më shumë se 4 herë mbi të plagosurin. Burime policore sqarojnë se ngjarja ka lidhje me një ngjarje më të hershme që ka ndodhur në këtë zonë, pikërisht në qendrën e jetimeve, ku është vendosur një sasi tritoli. I plagosuri ishte roje tek kjo qendër dhe prej 15 vjetësh jetonte në familjen Rushiti, e cila ka konflikte pronësie për këtë qendër. Mësohet se e gjithë ngjarja është filmuar nga kamerat filmike të kësaj qendre, në të cilat duket se në momentin e krimit, 28-vjeçari ka qenë tek dera e objektit, kur ai është qëlluar nga një person që në kokë mbante kapele, me një çantë dhe i veshur me të zeza. Pas kësaj, autori është larguar në drejtim të zonës së Parkut. I plagosuri është dërguar me urgjencë në spital dhe ndodhet në gjendje të rëndë shëndetësore.



Vendi i ngjarjes

**PLAGOSJA**

> Policia ka nisur hetimin e ngjarjes, ndërsa mësohet se deri dje në polici janë shoqëruar mbi 20 persona, të cilët mendohet se kanë informacion për ngjarjen.



**ARRESTIMI**

## Pranga policit, tentoi të kryejë marrëdhënie seksuale me 41-vjeçaren

Arrestohet efektivi i policisë së Beratit, pasi ngacmoi seksualisht një 41-vjeçare. Mësohet se në pranga është vënë punonjësi i uniformave blu, Kamber Grëmshi. Arrestimi i tij është bërë në kushtet e flagrancës mbrëmjen e djeshme, nga strukturat e Shërbimit të Kontrollit të Brendshëm në Ministrinë e Punëve të Brendshme. Sipas SHKB-së, punonjësi i policisë me detyrë trupë shërbimi pranë Komisariatit të Policisë në Berat, u denoncua nga një 41-vjeçare, emri i së cilës nuk jepet për arsye hetimore. Sipas të dhënave nga policia, Grëmshi shfrytëzoi një njohje familjare me 41-vjeçaren dhe tentoi të kryente marrëdhënie me të në banesën e saj. Pas kësaj, gruaja denoncoi në polici rastin dhe, menjëherë pas kësaj, SHKB-ja kreu veprimet hetimore dhe ndaloi efektivin në kushtet e flagrancës. Ndërkohë, policia vijon hetimet për zbardhjen e plotë të ngjarjes, për të parë se sa të vërteta janë deklaratat e 41-vjeçares.

**DHUNA**

## Shfrytëzoi gruan për prostitucion, arrestohet 27-vjeçari

Shfrytëzoi bashkëshorten për prostitucion, bie në pranga 27-vjeçari. Policia e Tiranës ka vënë në pranga ditën e djeshme të riun Sidi H., banues në Tiranë, i cili përveçse e ka rrahur bashkëshorten e tij, e ka shfrytëzuar atë edhe për prostitucion. Burime policore bëjnë me dije se dy ditë më parë 27-vjeçari në banesën e tij në rrugën "Pandi Dardha", pas një debati me gruan e tij, shtetasen me iniciale S.N, e ka rrahur atë, duke e kërcënuar edhe për jetën. Pas kësaj, e reja ka bërë denoncim në polici dhe uniformat blu të komisariatit numër 3 kanë vënë në pranga të riun. Por gjatë hetimeve të policisë dhe marrjes në pyetje të bashkëshortes së të arrestuarit, policia ka mësuar se 27-vjeçari pak kohë më parë e ka shfrytëzuar bashkëshorten e tij për ushtrim prostitucioni në Itali. Ka vetëm pak kohë që S.N. është kthyer nga Italia dhe jetonte në një banesë me bashkëshortin e saj, i cili e rrihte dhe e keqtrajtonte, deri në momentin që e dhunuara e ka denoncuar në polici.

Specialistët: Mund të parandalohen, ja disa masa që mund të merrni

# "Sëmundjet e zemrës, te ne shkaktari kryesor i vdekjeve"

## *ISHP: Kulmi i rrezikut, moshat 65-vjeçare*

Ola Mitre


Instituti i Shëndetit Publik

Sëmundjet kardio vaskulare janë shkak tari kryesor i vdekjeve në vendin tonë, ndërkohë që sipas specialistëve të Institutit të Shëndetit Publik, nga to mund preken të gjitha moshat, duke hedhur poshtë mitin se ato prekin vetëm të moshuarit. Po ashtu, ata sqarojnë se të rrezikuar po njëlloj janë si meshkujt edhe femrat, me banim në zonat urbane apo rurale, ndërsa theksojnë se risku i vdekjeve prej tyre rritet me rritjen e moshës, duke arritur kulmin rreth moshës 65 vjeç. Ndërkaq, në prag të Ditës Botërore të Zemrës, e cila shënohet në 29 shtator, theksi vihet te parandalimi i këtyre sëmundjeve.

**PARANDALIMI**

Sipas specialistëve të ISHP-së, shumë sëmundje kardiovaskulare mund të parandalohen duke bërë zgjedhje të shëndetshme: ushqyerje të shëndetshme, të qëndruarit aktiv dhe mospirje të duhanit. "Aktiviteti fizik nuk është vetëm ushtrime, stërvitje, por përfshin edhe të luajturit jashtë me fëmijët, përdorimin e shkallëve, bërjen e punëve të përditshme, shkuarjen në punë me biçikletë. Nëse përdorni transportin publik, zbrisni një stacion para dhe ecni më këmbë. Ushqehuni në mënyrë të shëndetshme për zemrën: dietat me yndyrna shtazore dhe trans-yndyrnat, sheqeri dhe kripa rrisin rrezikun për sëmundje të zemrës dhe goditje në tru. Një dietë e ekuilibruar, e pasur me fruta dhe perime ndihmon në parandalimin e sëmundjeve të zemrës dhe goditjes në tru. Përpiquni të reduktoni madhësinë e porcionit të ushqimeve më pak të shëndetshme dhe rrisni porcionin e ushqimeve të shëndetshme. Provoni të shkëmbeni ushqimet, nëse ju pëlqejnë gjërat e ëmbla, provoni frutat në vend të çokolatës. Nga ana tjetër, duhanpirja shkakton 10% të sëmundjeve kardiovaskulare. Ndërkohë që, 15 vjet pas ndalimit të duhanpirjes, rreziku i krizave të zemrës ulet në të njëjtin nivel si personat që nuk kanë tymosur kurrë", rekomandojnë specialistët e Shëndetit Publik. Ndërkaq, në tabelën bashkëngjitur shkrimit renditen edhe të tjera këshilla praktike, të cilat lidhen me disa ndryshime të vogla, që mund të ndihmojnë në uljen e rrezikut për sëmundje të zemrës.

**POLITIKAT**

Specialistët e shëndetit theksojnë dhe rolin që kanë hartuesit e politikave në zgjedhjet e shëndetshme për zemrën. "Ata mund të rregullojnë reklamat e ushqimeve të shpejta (fast-foodeve) në TV dhe radio, të miratojnë ligje për të taksuar ushqimet jo të shëndetshme dhe të mbështesin prodhimin e frutave dhe perimeve të prodhuara në vend, të forcojnë kontrollin e duhanit dhe të sigurojnë zbulimin e hershëm të sëmundjeve kardiovaskulare si dhe trajtime kostoefektive për të ndryshuar faktorët e rrezikut në individët me rrezik të lartë", thonë specialistët e ISHP-së.

### DISA NDRYSHIME QË NDIHMOJNË NË ULJEN E RREZIKUT PËR SËMUNDJE TË ZEMRËS

**Mbani në shtëpi ushqime të shëndetshme:**
- Kufizoni ushqimet e paketuara me përmbajtje të lartë në sheqer, yndyrë e kripë.
- Përdorni fruta e perime të freskëta.
- Përgatitni në shtëpi ushqimin për në shkollë ose në punë.

**Ndaloni pirjen e duhanit në shtëpi:**
- Ndalimi i duhanpirjes në shtëpi do të përmirësojë jo vetëm shëndetin tuaj, por edhe shëndetin e fëmijëve tuaj.
- Ndalimi i pirjes së duhanit është gjithashtu një mënyrë e mirë për të qenë një model pozitiv për fëmijët tuaj.

**Bëhuni aktivë:**
- Kufizoni shikimin e televizorit në shtëpi.
- Organizoni aktivitete në natyrë si ecje me biçikletë, ecje në këmbë ose thjesht lojëra në kopësht apo jashtë shtëpisë.

**Njihni rrezikun tuaj për sëmundjet kardiovaskulare:**
- Konsultohuni me mjekun tuaj të familjes apo një profesionist shëndetësor, i cili do t'ju masë presionin e gjakut, nivelin e kolesterolit dhe të sheqerit në gjak, peshën dhe indeksin e trupit tuaj, si dhe t'ju informojë për rrezikun e sëmundjeve kardiovaskulare.
- Pasi të njihni rrezikun për sëmundjet kardiovaskulare, ju mund të bëni një plan të veçantë për të përmirësuar shëndetin tuaj të zemrës dhe mjeku juaj ose profesionisti shëndetësor mund t'ju këshillojë mbi mundësitë e përshtatshme të trajtimit kur është e nevojshme.

"Policia s'na lejon të marrim mallin"

## INUK aksion për shembjen e tregut "Dinamo", përplasje me tregtarët

Pas vendimit të task forcës së ngritur nga prefekti i Tiranës, Sadi Vorpsi, për mbylljen e tregut tek ish-Uzina "Dinamo" në kryeqytet, Inspektorati Ndërtimor Urbanistik nisi ditën e djeshme aksionin për shembjen e një objekti rreth 2000 m² pranë tij. Por, aksioni i INUK u shoqërua me përplasje mes policisë dhe tregtarëve, të cilët pretenduan se nuk po lejoheshin të futeshin në treg për të marrë mallin. "Për ne është prerje në besë. Se ku qëndron problemi, këta e dinë", - u shpreh një nga tregtarët. Ndërsa një tjetër tregtare e revoltuar tha se do kalojnë në grevë. "Kemi 15 vjet këtu, tregu ka qenë shumë i mirë, punonim, paguanim taksa. Sot jemi pa punë, na kapin policët, na tërheqin zvarrë, na gjuajnë. Do bëjmë grevë", u shpreh ajo. Nga ana tjetër, INUK bën me dije se aksioni do vazhdojë edhe në ditët në vazhdim, ndonëse pronarët e godinës theksuan se objekti ishte në proces legalizimi që prej vitit 2006. Ndërkaq, disa tregtarë larguan vullnetarisht pajisjet, duke mos bërë rezistencë ndaj aksionit të INUK.


Përplasja te tregu "Dinamo"

"GSH" zbardh draftin që pritet të kalojë në mbledhjen e Këshillit të Ministrave

# Vendimi i qeverisë: Ja si do paguhen të përndjekurit

## *I hapet rruga zbatimit të skemës së re*


Ola Mitre

Këshilli i Ministrave ka gati vendimin, që do t'i hapë rrugë zbatimit të ndryshimeve që pësoi ligji "Për dëmshpërblimin e ish-të dënuarve politikë të regjimit komunist", i cili tashmë ka hyrë në fuqi. Ai pritet të miratohet në mbledhjen e radhës të qeverisë, ndërkohë që "Gazeta Shqiptare" ka mundur të sigurojë një kopje të draftit përfundimtar të saj. Po ashtu, duke iu referuar relacionit që shoqëron këtë projektvendim, saktësohet se, përmes tij, synohet përshpejtimi dhe përfundimi i dëmshpërblimit për ish-të burgosurit politikë që jetojnë, duke i dhënë përparësi gjinisë, moshës, gjendjes shëndetësore dhe nevojave të fëmijëve të tyre të mitur. Po ashtu, projektvendimi përcakton qëllimin e ndërmarrjes së kësaj nisme dhe më konkretisht, miratimin e afateve dhe të skemës së shpërndarjes së dëmshpërblimit për ish-të dënuarit politikë të regjimit komunist sipas planifikimit vjetor buxhetor dhe parimit të proporcionalitetit, në një raport prej 70% për të gjitha kategoritë përfituese parësore dhe 30% për trashëgimtarët e ish-të dënuarve që nuk bëjnë pjesë në kategorinë parësore. Projektvendimi përcakton se, duke ruajtur ndarjen në këste të dëmshpërblimit, do të përfitojnë brenda të njëjtit këst, më së pari dhe me ritëm të përshpejtuar ish-të dënuarit politikë që jetojnë në momentin e kryerjes së pagesës, duke filluar me ish-të dënuarat politike gra, ata të moshuar mbi 75 vjeç, ata që vuajnë nga sëmundje të rënda apo fëmijët e ish-të dënuarve që jetojnë ose jo e që janë në moshë të mitur në momentin e hyrjes në fuqi të këtyre ndryshimeve, e pastaj ata ish-të dënuar që janë në moshë më të re. Ndërkaq, "GSH" publikon sot të plotë këtë projektvendim.

REPUBLIKA E SHQIPËRISË
KËSHILLI I MINISTRAVE

*PROJEKT*

VENDIM

Nr.______, datë____/____/2014

PËR

DISA SHTESA DHE NDRYSHIME NË VENDIMIN NR. 419, DATË 14.4.2011, I NDRYSHUAR, "PËR MIRATIMIN E AFATEVE DHE TË SKEMËS SË SHPËRNDARJES SË FONDEVE TË DËMSHPËRBLIMIT PËR ISH-TË DËNUARIT POLITIKË TË REGJIMIT KOMUNIST"

Në mbështetje të nenit 100 të Kushtetutës, të nenit 32 të ligjit nr.9831, datë 12.11.2007 "Për dëmshpërblimin e ish-të dënuarve politikë të regjimit komunist", të ndryshuar, me propozimin e ministrit të Mirëqenies Sociale dhe Rinisë, Ministrit të Financave dhe Ministrit të Drejtësisë,

Faksimile e projektvendimit

**PROJEKTVENDIMI I PLOTË**

Për disa shtesa dhe ndryshime në vendimin nr. 419, datë 14.04.2011, i ndryshuar, "Për miratimin e afateve dhe skemës së shpërndarjes së fondeve të dëmshpërblimit për ish-të dënuarit politikë të regjimit komunist"

Në mbështetje të nenit 100 të Kushtetutës, të nenit 32 të ligjit nr. 9831, datë 12.11.2007 "Për dëmshpërblimin e ish-të dënuarve politikë të regjimit komunist", të ndryshuar, me propozimin e ministrit të Mirëqenies Sociale dhe Rinisë, ministrit të Financave dhe ministrit të Drejtësisë, Këshilli i Ministrave

VENDOSI:

Në vendimin nr. 419, datë 14.4.2011, i ndryshuar, të Këshillit të Ministrave, bëhen këto shtesa dhe ndryshime:

a) Pika 1 ndryshohet si më poshtë vijon:

"1. Miratimin e afateve dhe të skemës së shpërndarjes së dëmshpërblimit për ish-të dënuarit politikë të regjimit komunist sipas planifikimit vjetor buxhetor dhe të parimit të proporcionalitetit, në një raport prej 70% për të gjithë subjektet përfituese parësore, të përcaktuara në pikën 4 të këtij vendimi dhe 30% për trashëgimtarët e ish-të dënuarve që nuk bëjnë pjesë në kategorinë parësore.

Me shlyerjen përfundimtare të dëmshpërblimit të subjekteve parësore të përcaktuara sipas pikës 7 të këtij vendimi, i gjithë buxheti vjetor kalon për dëmshpërblimin e trashëgimtarëve të ish-dënuarve politikë."

Pika 5 shfuqizohet.

Pika 6 ndryshohet si më poshtë vijon:

"Kësti pasardhës për kategorisë parësore fillon me urdhër të Ministrit të Financave pas raportimit të drejtorisë përkatëse të dëmshpërblimit për ish të përndjekurit politikë."

Pika 7 ndryshohet si vijon:

"7. Ministria e Financave, sipas buxhetit të vënë në dispozicion, shpërndan këstet e dëmshpërblimit, për kategoritë parësore, sipas ligjit, me radhë përparësie:

> **PROJEKTVENDIMI**
> Duke iu referuar relacionit që shoqëron projektvendimin, saktësohet se përmes tij, synohet përshpejtimi dhe përfundimi i dëmshpërblimit për ish-të burgosurit politikë që jetojnë, duke i dhënë përparësi gjinisë, moshës, gjendjes shëndetësore dhe nevojave të fëmijëve të tyre të mitur.

Shpërndarja e dëmshpërblimit për subjektet përfituese të kategorisë parësore, për të njëjtin këst, do të kryhet sipas kësaj radhe:

a) ish-të dënuarat politike gra që jetojnë në momentin e dhënies së pagesës;

b) ish-të dënuarit politikë që jetojnë në momentin e dhënies së pagesës dhe që kanë moshën mbi 75 vjeç me hyrjen në fuqi të këtij ligji;

c) ish-të dënuarit politikë të cilët vuajnë sëmundje të rënda, sipas përcaktimit të aktit nënligjor të posaçëm;

d) ish-të dënuarit politikë që jetojnë në momentin e dhënies së pagesës, të cilët pavarësisht moshës, kanë pasardhës së radhës së parë në moshë të mitur me hyrjen në fuqi të këtij ligji;

e) ish-të dënuarit politikë që nuk jetojnë dhe që kanë trashëgimtarë të radhës së parë, të cilët janë në moshë të mitur me hyrjen në fuqi të këtij ligji;

f) ish-të dënuarit politikë që jetojnë në momentin e dhënies së pagesës dhe që kanë moshë nën 75 vjeç me hyrjen në fuqi të këtij ligji.

Me kryerjen e pagesës për të gjitha kategoritë parësore brenda kështit, fillon pagesa e këstit pasardhës.

Llojet e dokumentacionit, ku vërtetohet gjendja e rëndë e subjektit përfitues dhe procedurat e paraqitjes së tyre, përcaktohen me udhëzimin e përbashkët të Ministrit të Financave dhe të Ministrit të Shëndetësisë".

Ngarkohet Ministria e Financave për zbatimin e këtij vendimi.

Ky vendim hyn në fuqi menjëherë dhe botohet në Fletoren Zyrtare.



## Panariti: Çmimi i bukës nuk do rritet

Çmimi i bukës nuk do të pësojë rritje". Deklarata është bërë nga ministri i Bujqësisë, Zhvillimit Rural dhe Administrimit të Ujërave, Edmond Panariti, gjatë vizitës së tij në një fabrikë të prodhimit të miellit. Panariti theksoi se deri në datën 30 shtator do të plotësohen standardet, ndërsa vlerësoi cilësinë e grurit vendës dhe u bëri apel prodhuesve të bukës që të përdorin këtë grurë. "Gruri i vendit është me vlera ushqyese proteinike, ndaj prodhuesit duhet të përdorin grurin e vendit", - u shpreh Panariti.

## "Mekanika e ndërtimi, degë të së ardhmes"

Statistikat e tregut të punës tregojnë se thuajse gjysma e ofertave për punësim vijnë nga degë si ndërtimi, termohidraulika dhe mekanika". Deklarata është bërë nga ministri i Mirëqenies Sociale dhe Rinisë, Erion Veliaj, gjatë një vizite në shkollën e mesme profesionale të ndërtimit "Karl Gega". Po ashtu, ai përshëndeti bashkëpunimin e Shoqatës së Ndërtuesve, e cila ka marrë përsipër kryesimin e bordin të shkollës, duke garantuar kështu që nxënësit ta kalojnë 30% të mësimit pranë një biznesi të fushës ku mësojnë.

**KAVAJE/** Arrestohet agresori, ishte dënuar më parë për tentativë vrasjeje

# Konflikti, 44-vjeçari plagos me thikë babain e kushëririn

## 75-vjeçari Hekuran Sula përzuri të birin nga shtëpia



Klodiana Haxhiaj

KAVAJE

Babai e përzë nga shtëpia, djali e plagos rëndë me thikë. Rasti më i fundit i krimit në familje ka ndodhur mesnatën e së martës, në lagjen nr. 1 të qytetit të Kavajës, pranë Fabrikës së Letrës. Burime zyrtare nga policia lokale, dje bënë me dije se pas një konflikti për motive të dobëta, 44-vjeçari Isuf Sula ka sulmuar të atin në gjendje të dehur, ndërsa ka plagosur dhe kushëririn e tij 16-vjeçar. Dy të plagosurit, konkretisht 75-vjeçari Hekuran Sula dhe i riu Ibrahim Sula, janë dërguar urgjentisht në Spitalin Rajonal të Durrësit, ku iu është dhënë ndihma e parë mjekësore. Pas sinjalizimit për ngjarjen, blutë e Kavajës kanë vënë në pranga autorin e krimit, i cili akuzohet për "Vrasje të mbetur në tentativë". Nga hetimet e bëra ka rezultuar se 44-vjeçari (person me precedent penal) e kreu plagosjen e dyfishtë në gjendje të dehur.

**NGJARJA**

Burime pranë grupit hetimor pohuan se konflikti midis babë e bir kishte nisur disa ditë më parë. Mësohet se kryefamiljari Hekuran Sula e kishte nxjerrë djalin e tij dhe familjen e këtij të fundit nga shtëpia. 75-vjeçari i kishte kërkuar të birit që t'i përballonte vetë shpenzimet e fëmijëve dhe gruas së tij, pasi ai ishte i moshuar e nuk kishte më fuqi të punonte. "Merrni shtëpi me qira, punoni, jetoni e rrisni fëmijët, pasi unë nuk mund t'ju mbaj më", - i ka thënë Hekurani djalit të tij. I gjendur në një situatë të tillë, Isuf Sula, baba i tre fëmijëve dhe i papunë, kishte marrë një banesë me qira tek ish-Reparti Ushtarak në Kavajë. Pamundësia për të mbajtur familjen e tij e ka inatosur keqazi 44-vjeçarin. Në orët e vona të së martës, pasi është dendur me alkool, Isuf Sula ka shkuar në shtëpinë e të atit për të marrë orenditë që mendonte se i përkisnin atij. Ndërkohë, babai i tij nuk ka lejuar që i biri të merrte plaçkat e shtëpisë. Kaq ka mjaftuar që ata të konfliktohen njëri me tjetrin. Fillimisht kanë debatuar ashpër, duke shkëmbyer sharje të ndërsjella. Në sherr e sipër, 44-vjeçari ka marrë thikën e bukës dhe e ka goditur disa herë të atin, duke e plagosur rëndë. Përleshja mes babë e bir ka terrorizuar pjesëtarët e familjes dhe të afërmit e tyre. Mësohet se kushëriri 16-vjeçar i autorit të krimit, Ibrahim Sula, ka hyrë në mes për t'i ndarë, por ka mbetur i plagosur me disa goditje thike. Ndërhyrja e nënës së agresorit, ka bërë që situata të mos agravohej edhe më tej dhe të parandalohej një tragjedi e mundshme në familje.



Foto ilustruese

**ARRESTIMI**

Dy të plagosurit janë dërguar nga familjarët në Spitalin e Durrësit. Mjekë të këtij spitali pohuan se i moshuari është në gjendje kritike për jetën, ndërsa 16-vjeçari ndodhet jashtë rrezikut. Plagosja e dyfishtë në familjen Sula ka alarmuar blutë, të cilët kanë shkuar shpejt në vendngjarje dhe kanë nisur hetimet. Pas marrjes së dëshmive nga pjesëtarët e familjes në fjalë, policia është vënë në ndjekje të agresorit, i cili pas krimit ishte larguar me shpejtësi. Pas disa orë kërkimesh është bërë e mundur arrestimi i Isuf Sulës. Sipas burimeve të mësipërme, 44-vjeçari është person me precedent penal, pasi ishte i dënuar edhe më parë nga Gjykata e Kavajës për "Vrasje të mbetur në tentativë". Sipas policisë, Isuf Sula është dënuar më parë, pasi ka tentuar të vriste me thikë një person, pas dyshimeve se ai i ngacmonte bashkëshorten.

---

**Fatri Neza: S'kemi konflikte, autorët gabuan shënjestër**

# Eksploziv ndërtesës 5-katëshe të vëllezërve kuksianë, policia shoqëron 12 persona

**DURRES** - Një godine 5-katëshe të përfunduar, e cila jepej me qira, për biznes dhe banesa, i është vendosur eksploziv mbrëmjen e së martës nga persona ende të paidentifikuar. Burime zyrtare nga Drejtoria e Durrësit, bënë me dije se ngjarja ndodhi në fshatin Fllakë të këtij rrethi. Mësohet se nga shpërthimi i fuqishëm i lëndës plasëse në ndërtesën në pronësi të pesë vëllezërve Neza, me origjinë nga Kukësi, janë shkaktuar dëme të mëdha materiale, ndërsa nuk ka pasur persona të lënduar. Policia ka shkuar menjëherë në vendngjarje dhe ka nisur hetimet për identifikimin dhe vënien në pranga të autorëve të krimit. Sipas hetuesve të çështjes po hetohet në disa pista për zbardhjen e ngjarjes, ndërsa dyshohet për ndonjë konflikt të mundshëm të vëllezërve Neza, që jetojnë e punojnë si emigrantë prej vitesh në Britaninë e Madhe. Ndërkohë, Fatri Neza, njëri prej pronarëve të ndërtesës, dje deklaroi se nuk kanë konflikte me askënd dhe se autorët e krimit mund të kenë gabuar shënjestër.



Fatri Neza, pronari i ndërtesës

**SHPERTHIMI**

Rreth orës 22:00, një sasi prej 500 gramësh eksploziv ka shpërthyer në katin e dytë të ndërtesës së vëllezërve Neza, e cila ndodhet në anë të autostradës Durrës-Tiranë. Mësohet se lënda plasëse ishte vendosur në dyshemenë e katit të dytë, e cila, si pasojë e shpërthimit, që dyshohet të ketë qenë i telekomanduar, është shkatërruar. Shpërthimi ka shkaktuar panik tek banorët e zonës, ndërsa janë dëmtuar rëndë dy katet e para të ndërtesës, kolonat mbajtëse, si dhe janë thyer plotësisht xhamat e saj. Ekspertët xhenierë që mbërritur nga Tirana kanë bërë këqyrjen e vendit të ngjarjes për të përcaktuar llojin e eksplozivit të përdorur dhe mekanizimin e shpërthimit. Ndërkohë, policia ka shoqëruar dhe marrë në pyetje mbi 12 persona, përfshi këtu edhe familjarë të familjes Neza. Nga hetimet ka rezultuar se pronarët disponojnë dokumentacionin e pronësisë së truallit dhe të objektit dhe se nuk ka pasur asnjë konflikt për çështje pronësie. Dëshmitarët e marrë në pyetje nga policia kanë bërë me dije se pasdite është parë një automjet që ka ndaluar para objektit. Dy persona dyshohet se janë futur brenda e kanë montuar eksplozivin me mekanizimin e shpërthimit. Blutë kanë sekuestruar pamjet filmike të kamerave të bizneseve që ndodhen afër vendit të ngjarjes.



Ndërtesa ku shpërtheu eksplozivi

**FAMILJARET**

Pronari i ndërtesës, Fatri Neza, në një intervistë për "Gazeta Shqiptare", dje pohoi se autorët mund të kenë gabuar shënjestër.

**Zoti Fatri, keni dyshime kush mund ta ketë bërë shpërthimin?**

Absolutisht jo. Ne si familje nuk kemi konflikte me askënd, madje jemi befasuar nga kjo që ndodhi. Objektin kemi 6 vjet që e kemi ndërtuar, kundrejt të gjitha rregullave. Kemi pronësinë e tokës e të objektit dhe nuk kemi konflikte në këtë drejtim.

**Dyshoni tek konkurrenca?**

U bë dy vjet që kërkojmë që ndërtesën ta japim me qira për bizneset. Ka pasur kërkesa të ndryshme, por nuk kemi rënë dakord për çmimin. Ngjarja nuk ka lidhje me konkurrencën, pasi në këtë zonë nuk ka subjekte që ushtrojnë aktivitetin e tyre në ndërtim. Po kështu edhe vëllezërit nuk kanë asnjë konflikt, ata punojnë në emigracion.

**Kush e ka bërë investimin?**

Ne. Të pesë vëllezërit jemi bashkëpronarë. Katër vëllezërit e mi janë emigrantë në Angli, ku punojnë si shoferë autobusësh. Të pestë kemi kontribuar për të ndërtuar këtë godinë. Unë dyshoj se mund të jetë gabuar shënjestër. **kl.ha.**

---

SHKURT

**Përdhunoi 13-vjeçaren, policia 2,5 mln lekë për kapjen e autorit**

**LEZHE** - Policia ka vendosur shumën 2,5 milionë lekë për personat që do të japin informacion për kapjen e 41-vjeçarit Luan Lleshaj, i cili akuzohet për përdhunimin e një vajzë 13-vjeçare. Lleshaj rezulton person në kërkim që prej datës 19 shtator të këtij viti, kur ndaj tij është bërë denoncimi nga prindërit e vajzës së mitur. Ngjarja është regjistruar në fshatin Prosek të Mirditës.

**Gjykata lë në burg, ish-drejtoreshën e Zyrës së Përmbarimit**

**VLORE** - Gjykata e Shkallës së Parë e Vlorës ka lënë në burg ish-drejtoreshën e Zyrës së Përmbarimit, Algerta Fejzullajn dhe avokaten Dhurata Sulaj, të cilat u arrestuan katër ditë më parë, pasi morën 50 mijë lekë të reja për mosekzekutimin e një vendimi. Ndërkohë, dy ditë më parë ministri i Drejtësisë, Nasip Naço e shkarkoi nga posti Fejzullajn, e cila akuzohet për "Shpërdorim detyre" dhe për "Korrupsion".

**Falsifikon testamentin e nënës me ndihmën e noteres, nën hetim**

**ELBASAN** - Policia e Elbasanit ka nisur procedimin penal ndaj dy personave, pasi akuzohen për "Falsifikim dokumentesh" dhe "Shpërdorim detyre". Bëhet fjalë për 62-vjeçarin me inicialet J.O., banues në lagjen "Shënkoll" të këtij qyteti, dhe 38-vjeçaren A.L., banuese në Tiranë, me profesion notere. Hetimi ka nisur pas denoncimit të bërë nga vëllai i 62 vjeçarit, K.O., 52 vjeç. Ky i fundit ka deklaruar se i vëllai nëpërmjet noteres ka falsifikuar testamentin e nënës së tyre, duke përfituar në mënyrë të paligjshme prona të luajtshme e të paluajtshme.

**Fondi 80 mln lekë, gati 35 apartamente për të pastrehët**

**FIER** - Përfundojnë 35 apartamente për të pastrehët në Fier. Enti Kombëtar i Banesave financoi rreth 80 milionë lekë të reja për ndërtimin e apartamenteve për të pastrehët, ndërkohë që strehimi mbetet një problem i pazgjidhur. Drejtori i Departamentit Juridik në Bashkinë Fier, Luan Çala, është shprehur se këto apartamente vetëm sa do të reduktojnë numrin e familjeve të pastreha në këtë qytet, ndërkohë që kontingjenti i të pastrehëve shkon në 1400, të cilët kanë paraqitur kërkesat për të përfituar një strehë nga projektet e qeverisë.

LIBRI I RI

Një biografi e përgatitur nga Giovanni Falcetta tregon për Llazar Fundon, antifashist, antistalinist, mik i Sandro Pertinit, një shqiptar pararendës i Bashkimit Europian



# Llazar Fundo

## Italianët: Ish-shokët i përgatitën fund të tmerrshëm

Zai (ose Llazar, Lazar) Fundo lindi në Korçë, më 20 mars 1899 nga një familje tregtarësh me origjinë nga qyteti mesjetar shqiptar i Voskopojës. Kreu shkollën e mesme në liceun francez të Selanikut dhe studimet e larta për jurisprudencë në Paris. Në Shqipëri, në fillim të viteve '20 u bë një nga aktivistët kryesorë të grupit komunist "Bashkimi", e krijuar nga Avni Rustemi. Pas vrasjes së këtij të fundit, Fundo u caktua me unanimitet drejtor i kësaj shoqate. Më 1924 drejtoi gazetën "Bashkimi". Ishte edhe një prej themeluesve të parë të Partisë Komuniste të Shqipërisë.

Në ditët e Revolucionit Demokratiko-Borgjez, kryesuar nga peshkopi ortodoks Fan Noli, që erdhi posaçërisht nga SHBA më qershor 1924, Fundo ishte ndër bashkëpunëtorët më të ngushtë të këtij të fundit, bashkë me Luigj Gurakuqin, Gjergj Fishtën, Hasan Prishtinën, Tajar Zavalanin, etj. Ishte 25 vjeç, dhe qe një prej veprimtarëve më me zë dhe gëzonte reputacion të madh.

Pas rrëzimit të qeverisë Noli, Fundoja shkoi në mërgim bashkë me disa miq të tij, shpënë për studime në Bashkimin Sovjetik me rekomandimin e Nolit, dhe bëri pjesë në seksionin komunist shqiptar të Kominternit, i mbiquajtur KONARÉ. Më 1933 gjendej në Berlin bashkë me Gjergj Dimitrovin, kur ky i fundit iu nënshtrua një procesi në gjykatën e Lajpcigut, me akuzën se kishte dhënë urdhër për djegien e Rajhshtagut. Pas lirimit prej akuzave të të pandehurit, Fundo, Maria Margaretha Stemmer, gruaja me të cilën bashkëjetonte dhe që kish gjetur edhe një prej avokatëve të grupit të mbrojtjes, si dhe miku i tij Dimitrovi u arratisën në fillim në Paris dhe më pas në Bashkimin Sovjetik.

Në këta vite të gjatë mërgimi (1924-1939) Fundo shkroi artikuj për gazetën "Çlirimi Nacional", drejtuar prej tij bashkë me Fan Nolin, Halim Xhelon, etj. Luajti edhe një rol të rëndësishëm në organizimin e vullnetarëve shqiptarë që shkuan të luftonin kundër Frankos në mbrojtje të republikës spanjolle dhe në organizatën politike "Fronti Nacional", i krijuar në Paris më 1936. Mes viteve '20 dhe '30 ishte një prej bashkëpunuesve më të mëdhenj të periodikut "La Fédération Balkanique", që botohej në Vjenë në disa gjuhë.

Por, pak kohë më vonë (në vitet 1937-38, periudha e spastrimeve të mëdha), u zhgënjye dhe indinjua nga diktatura barbare e Stalinit. I marrë në hetuesi nga çiska e Kominternit, arrin të shpëtojë falë miqësisë me Dimitrovin dhe të arratiset në Francë (1937?), Zvicër dhe në vende të tjera në Europë.

Më 1938 Fundo preu çdo marrëdhënie me PKSH dhe Kominternin. Pas pushtimit fashist të Shqipërisë (1939), Fundo u kthye në Korçë, duke u marrë me propagandë politike antifashiste kundër pushtuesve italianë. Arrestohet më 1941 nga policia e kuesturës italiane të Tiranës dhe u internua në kampin e Ventotenes, si kundërshtar i rrezikshëm i regjimit musolinian. Pas rënies së fashizmit, me gjithë presionet miqësore e vëllazërore të disa socialistëve italianë (mes të cilëve Sandro Pertini, që u takua për herë të fundit me të në Romë, në gushtin e vitit 1943) që donin ta bindnin të qëndronte në Itali, për të luftuar fashizmin bashkë me ta, Fundo vendos të rikthehet në Shqipëri për të luftuar me bashkatdhetarët e vet, përfshi dhe komunistët, kundër pushtuesve nazifashistë. Por, i zënë rob nga partizanët e Enver Hoxhës ndërsa ndodhej në Kolesjan të Kukësit, afër Gjakovës, bashkë me vëllezërit Kryeziu (edhe ata, ish-të burgosur në Ventotene dhe antifashistë, po jo komunistë) dhe një mision ushtarak anglez, pasi u torturua barbarisht, u pushkatua si trockist dhe "renegat" me urdhër të Hoxhës, ky vetë ekzekutor i një urdhri të Titos dhe Kominternit moskovit, në shtator 1944, në moshën 45-vjeçare.



*Në foto:* Llazar Fundo në Moskë

*U pushkatua si trockist dhe "renegat", me urdhër të Hoxhës e porosi të Titos*

*Dokumentet e huaja, foto të shtëpive ku banoi e njerëzve që i kishte miq*

**"Dëshmi italiane"**

Mëngjesin e 26 korrikut 1943 po shëtisja me mikun shqiptar Lazar Fundo, përgjatë dhomave të fjetoreve të të burgosurve, kur pamë se milicët këmishëzinj, në vend që të na mbanin nën vëzhgim siç bënin zakonisht, po flisnin të tronditur mes tyre. Dukeshin tepër të shqetësuar: "Ç'të ketë ndodhur, vallë?" - i thamë njëri-tjetrit. Befas, nga qelitë dolën grupe-grupe të arrestuarit. Të gjithë u drejtuan nga një oborr i mbushur plot. Ishte ora tetë. Dëgjuam të jepej sinjali i orës. Një heshtje e shkurtër, dhe më pas folësi lexoi komunikatën e famshme: "Naltmadhënia e tij, mbret dhe perandor pranoi dorëheqjen nga posti i kreut të qeverisë, i kryeministrit, i sekretarit të shtetit, paraqitur nga shkëlqesia e tij, kavalieri Benito Mussolini...". Një nga të burgosurit bërtiti: Rroftë Italia e lirë! Duartrokitëm dhe u kthyem nga kapanonet.... U bëmë grup: unë, Fancello, Scoccimarro, Spinelli, Secchia, Lazar Fundo dhe të tjerë: duhej ngritur menjëherë një komitet që të merrte në dorë administrimin e kampit, që përbëhej nga rreth 850 veta. Pasi u krijua komiteti, iu drejtuam drejtorit të kolonisë, komisarit Guida... u kufizuam thjesht në paraqitjen e disa kërkesave:

**1.** Drejtimi i kolonisë praktikisht duhej të mbetej në duart e komitetit.

**2.** Duhej të ndalte menjëherë mbikqyrja e rreptë nga ana e milicisë, nën të cilën gjendeshin disa prej nesh (Terracini, Bauer, Fancello, Pertini, Scoccimarro).

**3.** Milicia nuk duhej të vishte më këmishën e zezë, meqenëse ishte përfshirë në rangjet e ushtrisë.

**4.** Drejtori i kolonisë, Guida, duhej të ndërhynte menjëherë pranë Ministrisë së Brendshme, për lirimin sa më shpejt të të gjithë të burgosurve. Për këtë, komiteti i dërgoi më 31 korrik një telegram kreut të qeverisë (Badoglio, shën. i red.):

"Të internuarit e burgosur në Ventotene kërkojnë të informohen mbi lirimin e tyre dhe kërkojnë menjëherë rivendosjen e mjeteve të transportit. Francesco Fancello, Mauro Scoccimarro, Pietro Secchia, Alessandro Pertini, Giovanni Domaschi, Altiero Spinelli, Lazar Fundo, Antonio Babich, Antonio Francovich. Ventotene" (Marrë nga Gianni Bisiach, "Pertini racconta", 'Gli anni 1915-1945', Mondadori, Milano, 1983, fq. 89-90).

**Dhe më tej:**

"Mes të internuarve (në Ventotene, shën. i red.) ndodhet edhe një shqiptar, Lazar Fundo, që ka studiuar në Paris, në Sorbonë dhe ka bredhur Europën mbarë e prapë, ka qenë në Moskë. Pasi u shkëput nga Partia Komuniste, iu afrua asaj Socialiste. Bujar, i hapur, me shumë kulturë, me shpirt djaloshar: bëhet menjëherë mik i Pertinit. Takohen edhe një herë, për herë të fundit, në Romë, në gushtin e vitit 1943. Pertini i lutet që të rrijë, por Fundo do të kthehet në Shqipëri, që të luftojë me njerëzit e vet. Pasi mbaroi lufta dhe u krijua republika popullore, Fundo u burgos dhe meqenëse refuzonte të hidhte poshtë ideologjinë socialiste, u vra barbarisht." (Marrë nga: Sandro Pertini, "Sei condanne due evasioni, a cura di Vico Faggi, Mondadori, Milano, 1978, fq. 331).

Pra, shqiptari Lazar Fundo (ose Llazar Fundo, Zai Fundo, ose Pagani/Pagan, pseudonimi me të cilin nënshkruante artikujt e botuar në shtypin shqiptar në vitet mes 1919 dhe 1930) ka qenë "miku" i të ndjerit president të Republikës Italiane, Sandro Pertinit dhe internuar bashkë me të nga regjimi fashist në ishullin italian të Ventotenes, mes Romës dhe Napolit. Shumë italianë e kanë njohur dhe e mbajnë mend Pertinin jo vetëm si njeri thellësisht të ndershëm, me koherencë të shëndoshë politike dhe morale, por edhe të pajisur me karakter të vështirë, serioz e të ashpër, një njeri që vështirë se quante "mik" një të huaj. Me pak fjalë, duam të themi se e pranoi Fundon mes miqve të vet pasi ia njihte mirë cilësitë njerëzore, kulturore dhe politike, e kish çmuar të denjë për vlerësimin dhe miqësinë e tij. Më 7 gusht 1943, nga Ventotene niset një telegram i dytë për Romë, nga komiteti i të internuarve, drejtuar kreut të qeverisë:

"...Të burgosurit dhe të internuarit në ishullin Ventotene... kërkojnë menjëherë lirimin e të burgosurve dhe të të përndjekurve politikë si pasojë automatike e nxjerrjes jashtë ligjit të regjimit fashist. Francesco Fancello, Alessandro Pertini, Altiero Spinelli, Pietro Secchia, Mauro Scoccimarro, Lazar Fundo, Ante Babich, Antonio Francovich". (krh. Sandro Pertini, "Sei condanne due evasioni", vep. e cit. 334).

Por, ka edhe një episod tjetër, në lidhje me Sandro Pertinin, që dëshmon mbi bujarinë e shpirtit, ndjenjën e thellë të humanizmit të Lazar Fundos:

"Komiteti drejtues i të internuarve (Fancello, Scoccimarro, Pertini, Altiero Spinelli, Secchia, Lazar Fundo, [shqiptar], Ante Babich dhe Antonio Francovich), kërkon që nga 31 korriku [1943, shën. i përkth.] lirimin e menjëhershëm dhe rivendosjen e mjeteve të transportit nga dhe për në ishullin (e Ventotenes, shën. i red.)... masa e kërkuar zbatohet vetëm për ata që nuk janë komunistë ose anarkistë; protestat vazhdojnë me ngulm. Sandro Pertini, kur i vjen urdhri i lirimit, refuzon të niset derisa të ketë ikur nga Ventotene edhe i internuar i fundit në liri; vetëm falë ngulmimit të Scocimarros dhe Fundos niset për t'u përpjekur në Romë, e të ngulmojë pranë qeverisë për këtë qëllim, diçka që do ta bëjë duke shkuar vazhdimisht, me Buozzin, tek Senise (shefi i policisë, shën. i red.)." (Marrë nga Paolo Spriano: "Storia del Partito Communista italiano", Einaudi, Torino, 1978, fq. 340-341).

**Dhe një tjetër faqe "italiane"' mbi Fundon:**

"... Mes shqiptarëve shquhej Fundo, një intelektual që kish qenë anëtar drejtues i partisë komuniste të vendit të vet, dhe që më pas kishte kaluar në opozitë. Jetonte tërësisht i izoluar, i zhytur në studimin e greqishtes, sikur të kërkonte prej Homerit miqësinë që nuk gjente mes bashkëkohësve të vet. Me rënien e fashizmit, u kthye në atdhe për të luftuar kundër gjermanëve. Ish-shokët e tij i përgatitën një fund të tmerrshëm, duke treguar edhe njëherë se për punë mizorie, komunizmi dhe nazizmi nuk kanë ç't'i kenë zili njëri tjetrit!" (Giorgio Braccialarghe: "Nelle spire di urlavento, il confino di Ventotene", Club degli autori, Firenze, 1970, fq. 67).

Autori i këtij pasazhi, republikan dhe antifashist, ka qenë edhe ai i internuar në Ventotene. Megjithatë, mendojmë se nga ana njerëzore kujtimin më të ndjerë, të bukur dhe më të detajuar të Llazar Fundos na e ka lënë një tjetër mik i tij i burgut, socialisti Alberto Jacometti:

"Fundo - shqiptar. Duhet ta shihni, kur në orët e para të mëngjesit studion jashtë, kjo është mënyra ➔



e tij e zakonshme e studimit. Flokët a më mirë ç'ka mbetur, shpupurisur nga era, të verdha - por në tufat më të gjata, aq të çngjyrosura sa duken të bardha, koka e lartë - një profil gati romak - hap i gjatë dhe krahu që skandon vargun "Akil këmbështpejti që ecën gjatë bregut të detit". Njohës i madh i Homerit dhe Platonit, veç të tjerash. Mënyra e tij e studimit është shumë e çuditshme: shkruan fjalën ose fjalinë që i intereson mbi copa letre me të cilat mbush xhepat: i rilexon, i rifut në xhep, i nxjerr jashtë sërish, derisa fjalia ose fjala shtypet në mënyrë të pashlyer në mendjen e tij. Kështu ka mësuar me themel disa gjuhë. Ish-komunist, ka bredhur mbarë Europën. Ka qenë në Rusi, ku antikonformizmi i tij e bëri të dyshimtë: shpëtoi nga vala e spastrimit që përmbysi gati të tërën gardën e vjetër leniniane dhe u kthye në Shqipëri tamam në kohë për të rënë nën kthetrat e zagarëve musoliniane. Është një nga dy shqiptarët për të cilët nuk ka amnisti. I ndërthur studimet e tij të dashura të greqishtes me ekonomistët liberalë anglezë, për të cilat Rossi (1) e ngacmon. Debatet e tyre janë të pafundme. Asnjëri s'arrin ta bindë tjetrin të bëjë prapa, qoftë edhe një gisht. Kur shterojnë argumentet nga një anë, si dhe tjetra ose janë të lodhur së shkuari lart e poshtë, e lenë për nesër. Ose i hyjnë polemikës së shkruar. Kjo e polemikës së shkruar është një nga sëmundjet e kampit dhe sëmundje fort ngjitëse, meqë ra fjala. Herë pas here, ngre kryet. Si dhe pse, kjo vështirë se thuhet. E vërteta është se, në njëfarë pike, nis polemika e shkruar. Vërtitet zakonisht mbi një pikë të përcaktuar qartë prej të cilës ka lindur mes bashkëbiseduesve një kundërshti. Njëri prej të dyve ndien nevojën ta përkthejë me shkrim mendimin e vet. Me një mijë përkujdesje e hedh në letër dhe me përkujdesje akoma dhe më të mëdha, ia kalon tjetrit. I cili e lexon dhe përgjigjet. Që këtej e tutje, polemika bëhet një ujë në lëvizje e sipër mbi një terren të virgjër dhe plot pengesa, rastësi, gropa të rrezikshme që ndrydhin sipas qejfit udhën e mendimit.

Argumenti kryesor mpaket, thërrmohet dhe shpeshherë zhduket për t'i lënë vend gjërash të tjera për të cilat s'u kishte shkuar ndër mend. Polemika degëzohet, bëhet më e shpeshtë. Çdo kundërshtar e komunikon mendimin e vet me shkrim dhe ia jep një grupi të ngushtë e të zgjedhur miqsh. Miqtë ndërhyjnë me këshilla dhe sugjerime, dhe herëpashere bëjnë kompromise. Polemika e dy vetave bëhet polemikë grupesh, nisin dalin mospëlqime personale, mërira. Kjo është fatale: në një klimë kaq artificiale, polemika vetëm mund të degjenerojë më tej, i mungon frymëmarrja dhe në një farë mënyre, mekanizmi rregullues dhe moderues, i përfaqësuar prej publikut. Mërzia e kampit vepron edhe mbi nervat më të çelikta, jeta e gjymtuar e çdo veprimtarie ndërtuese. Natyrisht lind nevoja për ta bërë qimen katërsh dhe si mes hebrejve të lashtë, njerëzit zihen nëse engjëjt kanë dy, katër apo gjashtë krahë. Asgjë e tillë nuk ndodh me Fundon dhe Rossin. Polemika shteron kur pas dredhash e zigzagesh të dy kuptojnë se janë sërish në pikën e fillimit. A ia vlen të vazhdohet? Herës tjetër, më mirë. Një nga dobësitë e Fundos, është se fsheh moshën. Nuk është i vetmi që e bën, megjithatë. Fëminore, kuptohet, por ama një fëmini që ka shkaqe të thella, po të mendohen vitet e humbura, dy, pesë, dhjetë, nganjëherë edhe njëzet, humbur pa mundësi rikthimi, të humbur përjetë, gëzimet e humbura ndaj të cilave është preferuar diçka tjetër, por që kur e mendon, ngjyrosen në ngjyrë të flakës, me ngjyra të arta - gjëra e gëzime të vogla - që i bën të mendueshëm edhe më moskokëçarësit, të pambrojtur edhe ata më të ashprit. Të fshehësh vitet është pak a shumë si të shtrish këmbët, apo të fshehësh sytë pas qepallave - për të mos parë. (nga Alberto Jacometti: "Ventotene", Mondadori, Milano, 1946, fq. 66-68).

Shënojmë gjithashtu edhe një dëshmi veçanërisht të rëndësishme dhe me peshë, mbi autorin e saj dhe raportet e këtij me Lazar Fundon dhe veprimtarinë e këtij të fundit në Ventotene, që mund të ketë mbi realitetin politik, social dhe kulturor të Shqipërisë sot. U hedhim një sy faqeve mbi Fundon, nxjerrë nga autobiografia e Altiero Spinellit - ish-komunist i shndërruar në antistalinist; në Ventotene ka qenë një prej redaktorëve - bashkë me Ernesto Rossin dhe Eugenio Colornin - i të famshmit Manifest i Ventotenes (një prej dokumenteve themelorë dhe më të rëndësishëm të Bashkimit Europian) dhe në pasluftë, i europarlamentarëve socialistë. Kështu shkruan Spinelli:

"... Përbërja politike e kolonisë së Ventotenes ishte në fillim e ngjashme me atë të Ponza-s. Lajmi i parë qe ardhja e nja 50 shqiptarëve. Pjesa më e madhe e tyre qenë meshkuj në moshë të ndonjë fisi barinjsh malësorë, nga shefi i vjetër te një djalë 15-vjeçar... Bashkë me barinjtë, krenarë si princa dhe primitivë si njerëz të egër për të cilët vafti kryesor gjithmonë përbëhej nga buka me djathë - të cilëve jeta në Ventotene u dukej gato-gati luksoze, kishte dhe nja dhjetë intelektualë që kishin studiuar në universitetet më të mira të Europës, flisnin tre-katër gjuhë përveç të tyreve dhe që ishin burgosur për tentativë të organizimit të rezistencës kombëtare. Këta krijuan marrëdhënie të mira me të burgourit italianë, politikisht preferenciale - kush me komunistët, kush me xhelistët (giellisti); njëri, Lazar Fundo, me mua. E ndiej për detyrë të las këtu për Fundon pasi edhe pse ai në fund u shkëput tërësisht prej meje, kemi qenë miq për disa vjet ndaj dhe do doja ta ndihmoja, që kujtimi i tij të mos zhduket tërësisht. Ishte njeriu më me autoritet mes gjithë shqiptarëve, pasi kishte një përvojë të gjatë dhe të ndërlikuar politike, që u mungonte jo vetëm barinjve myslimanë, por edhe intelektualëve të cilët ishin shtyrë kohët e fundit në politikë nga urrejtja për pushtuesit fashistë. Fundo ishte bërë komunist në Paris, gjatë studimeve universitare.



Kësaj i shtohej edhe zgjuarsia dhe njohja e jo pak gjuhëve; veprimtaria e tij politike shkonte përtej Shqipërisë dhe kur Dimitrovi ishte arrestuar pas djegies së Rajhshtagut, Fundo gjendej në Berlin si një prej bashkëpunëtorëve të tij. Pasi i shpëtoi arrestit, ishte kthyer në Moskë ku punonte te Internacionalja. Kur nisi epoka e spastrimeve të mëdha, ai - komunist besnik - por i edukuar në atmosferën kulturore të lirë të vendeve demokratike dhe intelektualist tip kurioz, kishte frekuentuar jo pak prej kundërshtarëve të Stalinit. Meqenëse kish pasur njëfarë simpatie për ta, iu nënshtrua hetimeve të stërgjatura e të lodhshme nga ana e një komisioni të çistkës së Kominternit. Dëgjova prej tij, por me implikime edhe më dramatike, atë



që më kishte thënë Nischio në Ponza. Shihte sesi zhdukeshin në mënyrë misterioze ky ose ai shok, dhe e kuptoi rrezikun ku ndodhej, duke mohuar me këmbëngulje gjithçka donin që ta bënin të pohonte, se kishte thënë këtë e atë për këtë person ose një tjetër. 'Një pjesë e asaj që më vinin në gojë - më thoshte - ishte tërësisht e shpikur, por një pjesë ishte e vërtetë: këtë ose atë gjë e kisha thënë. Unë mohoja gjithçka, pasi e dija se s'kishin ndonjë gjë të saktë për mua dhe pa provën e provave, nuk mund të më procedonin. Presioni i njerëzve të çistkës ishte i tillë sa- zbrazëtia rreth meje rritej e rritej - më shumë se një herë u tundova të pohoja gjithë atë që më kërkonin, pak rëndësi ka nëse ishte e vërtetë apo jo dhe ta mbyllja njëherë e mirë me torturën psikologjike së cilës i nënshtrohesha. Nuk u dorëzova vetëm sepse dy ose tre shokë ballkanas që më kishin mbetur fshehurazi miq, më luteshin që të rezistoja. Nëse do kisha hequr dorë, nuk do më kishin lënë të qetë por do më përdornin për të shkatërruar të tjerë dhe të gjithë do binin më pas si zinxhir.' Meqenëse diti të thoshte jo, hetimi mbi të u la mënjanë. U kthye në punë te Internacionalja, por jo me me detyrat që mbulonte e që e shpinin shpeshherë jashtë shtetit. Për fat të mirë, Dimitrovi, që u bë kryetari i Internacionales, nuk e kishte harruar bashkëpunëtorin e vet në Berlin, ndaj dhe i dha përherë e më shumë detyra për të vënë në provë besnikërinë e tij dhe një ditë i tha se e kishte rifituar besimin e partisë dhe i kishin caktuar një mision të ri në Europë. Në ndalesën e parë polake, Fundo dërgoi një telegram të gjatë në Paris, në të cilin shpjegonte si e pse prishte të gjithë marrëdhëniet me Internacionalen. Kur trupat fashiste pushtuan Shqipërinë, u hodh nga Parisi në Tiranë me një grup bashkatdhetarësh, por u arrestua menjëherë sa vuri këmbë në atdhe. Në Ventotene u afrua natyrshëm me ish-komunistët, xhelistët dhe socialistët me të cilët fliste shpeshherë mbi degjenerimin e



regjimit të Stalinit. Ose bënte shëtitje i çlirçt, me trupin drejt, i pashëm, me flokët e verdha që ia merrte era, duke përsëritur me zë të ultë fjalët e Platonit, të cilin e lexonte greqisht, duke kërkuar te të urtët e lashtë qetësinë shpirtërore që i kish marrë dështimi i përvojës së tij komuniste, dhe që nuk e gjente dot gjetkë. Kur BRSS u sulmua nga nazistët, la mënjanë çdo kritikë të kaluar, çdo mallkim të hedhur kundër hyjnisë së lashtë dhe gati-gati iu duk se kish ngjarë një mrekulli spastruese. Pasi u zhvendos në Pisticci më 8 shtator bërthama e fundit e të internuarve të Ventotenes së paçliruar nga Badoglio, Lazar Fundo mbërriti në bregun e Puglias, u hodh në Shqipëri, u paraqit para partizanëve komunistë dhe u deklaroi se kish ardhur të luftonte me ta, u vu prej tyre me shpatulla pas muri dhe u pushkatua. Mund t'i kishte 40 vjet, pak a shumë. Shpresoj që veç meje, të ketë ndonjë shqiptar nëpër botë që ende e mban mend."

(Altiero Spinelli: "Come ho tentato di diventare saggio", Il Mulino, Bologna, 1984 dhe 1987, 1988, bot. i ri 1999, fq. 264-267). Dhe prapë Spinelli:

"Jacometti, Fundo, ish-komunistët nuk patën as prirjen e favorshme fillestare të Pertinit, por refuzuan thatë të merrnin pjesë në iniciativën tonë. Atëherë u prish miqësia me Fundon."

(Altiero Spinelli: "Come ho tentato di diventare saggio", bot. i ri 1988, fq. 313).

Sërish Altiero Spinelli kujton i prekur mikun e tij Lazar Fundo, në faqen e dedikimit të një libërthi (shkrirë më pas me biografinë e tij) me frazën:

"Për kujtim të Lazar Fundos, Eugenio Colornit, Ernesto Rossit".

(Altiero Spinelli, "Il lungo monologo", Edizioni dell'Ateneo, Roma, 1968, fq. 4).

Përsa u përket marrëdhënieve në Ventotene mes Llazar Fundos dhe Ernesto Rossit, shënojmë intervistën e dhënë prej këtij të fundit gazetares Luisa Calogero La Malfa, më 9 nëntor 1966 në Romë, në të cilën Rossi pohon: "... në interesonte më shumë lëvizja federaliste në të cilën ishin mjaft të bashkuar Colorni, Spinelli, unë dhe një grup i vogël prej nja dhjetë vetësh." Në shënimin tre, më poshtë, intervistuesja - natyrisht me miratimin e Rossit - përfundon kështu frazën: "Mes të tjerësh, Lazar Fundo, Giorgio Braccialarghe, Stavro Skendi, Dino Roberto".

(Luisa Calogero La Malfa: INTERVISTA CON ERNESTO ROSSI, në "Quaderni dell'Istituto Romano per la Storia d'Italia dal Fascismo alla Resistenza", n. 1, Roma, 1969, fq. 106). Stavro Skendi ishte shqiptari tjetër mik i Spinellit dhe Rossit në Ventotene.

Vetë Rossi, në një letër dërguar nga Roma më 23 korrik '63 Stavro Skendit, i cili pas luftës kishte shkuar për të dhënë mësim gjuhë dhe letërsi sllave në Amerikë, në Columbia University, e kujton Fundon kështu:

"Mora vesh me dhimbje të madhe vdekjen e Fundos. Ishte njeri bujar, inteligjent, që mund të kish dhënë një kontribut të shquar në rindërtimin e vendit të vet, poqese bota nuk do shkonte drejt greminës, siç po bën tani.

(Ernesto Rossi: EPISTOLARIO 1943 - 1967, Dal Partito d'Azione al centro sinistra, botuar nga Mimmo Franzinelli, Editori Laterza, Roma - Bari, janar 2007, fq. 64).

Në fund po japim edhe dëshminë entuziaste të Riccardo Bauerit, një tjetër antifashist, edhe ai ish-i internuar në Ventotene, mbi mikun shqiptar Llazar Fundo:

Pata atëherë një marrëdhënie intimiteti familjar me një gazetar shqiptar, Llazar Fundon, i cili pas një përvoje të gjatë në vendin e vet dhe në Rusi, e kishte braktisur Partinë Komuniste pa hequr dorë megjithatë nga besimi i tij, pasi donte që ëndrra e vet e emancipimit proletar të vinte si rrjedhojë e një praktike lirie dhe jo imponimi të egër, burokratik, diçka që e kishte parë vetë në Rusi. I pajisur me inteligjencë të mprehtë, kishte një vizion tejet interesant historik mbi atë që ndodhte në Europën Lindore dhe në Rusinë aziatike, korrigjuar nga një besim i patundur në evolucionin e nevojshëm progresiv demokratik të regjimit bolshevik, edhe pse me datë të vonë skadimi...

Këtë besim të tij e ilustronte me shembuj nga procesi me të cilën Rusia komuniste kishte ngjallur një tharm rinovues në vendet e Azisë qendrore të cilat sundonte, qoftë edhe falë disiplinës së hekurt, por edhe veprimtarisë shumë të gjallë kulturore që për pak kohë i kishte bërë ato vende në një shkallë të lartë të jetës administrative dhe industriale. Diçka me të cilën ndërgjegjësoheshin mbi autonominë e vet, mbi personalitetin që kishin, gjë kjo që manifestohej në marrëdhëniet me qeverinë e Moskës; nga kjo shfaqej një ndërgjegjësim i hapur e individualitetit të tyre, qoftë edhe në kuadrin e rregullimit komunist. Një proces i ngadaltë dhe kompleks, por me një rezultat historik të paevitueshëm.

Kur ika - siç do rrëfej më tej - nga Ventotene, e përshëndeta Fundon me shpresën se një ditë do shiheshim sërish, pasi me të mund të debatoja me atë faktor themelor të historisë që quhet 'revolucioni rus', pasi Fundo ishte një bashkëbisedues pa qëndrime mendore fanatike dhe të vëzhgues kritik i një gjykimi të thellë e të qartë mbi realitetin kontingjent të një ndodhie që - me gjithë arsyet për të mos e pëlqyer - vlerësonte rëndësinë pozitive historike. Shpresë e kotë, pasi siç mora vesh më vonë Fundua i lirë, pasi ra Mussolini, u kthye të merrte pjesë në mënyrë aktive dhe heroike për çlirimin e vendit të vet nga nazizmi, por kur erdhi fitorja - i fituar nga komunistët të rihynte edhe njëherë në parti - e refuzoi ftesën dhe u vra në burgun ku mbahej."

***Përktheu dhe përgatiti për botim: Edion Petriti***

INTERVISTA

Shkrimtari rrëfen jetën në diktaturë, arsyet pse iku dhe ato që la pas. Është një rrëfim i vitit 1991, pas ekzilit të bujshëm

# Kadare: Isha deputet, por s'kisha gjë në dorë

Branka Bogovac*

*"Tito shfaqi xhelozi ndaj Hoxhës për një çështje banale: Hoxha ishte tepër elegant"*

*"Më 1962 mendova të arratisesha… të shkoja në Bashkimin Sovjetik"*



*Në foto:* Shkrimtari Ismail Kadare

*"Nëse çmimi 'Nobel' për letërsi ka sadopak kuptim, ai duhet t'i jepet urgjentisht shkrimtarit më të madh që jeton ende: Ismail Kadare", ka shkruar Marsel Pezhi, në janarin e vitit 1990.*

Kadareja, pasi ka publikuar librin "Pranverë shqiptare", është shfaqur pikërisht ashtu siç është në të vërtetë në thelb dhe shumë njerëz do të befasohen kur të zbulojnë sesi ky njeri "i regjimit" ka vuajtur nga po ai regjim dhe se çfarë ka qenë i detyruar të durojë në emër të krijimtarisë së tij. Edhe pse nuk doli hapur si Haveli, me veprat e veta ai ka kontribuar njëlloj, ndoshta edhe më tepër, për çlirimin e vendit të vet nga shtypja e diktaturës.

Populllariteti i shkrimtarit shqiptar nuk ka reshtur së rrituri, që nga dalja e romanit "Gjenerali i ushtrisë së vdekur" në vitin 1970, në Francë dhe në botë. Deri më sot atij i janë përkthyer rreth njëzet vepra. Libra të tjerë, nga ata që kanë qenë të ndaluar më parë, janë publikuar këto ditë në Tiranë.

Prej vitesh Kadareja është në listën e kandidatëve për çmimin "Nobel" dhe ekzistojnë të gjitha shanset që ai ta fitojë atë, pikërisht këtë vit.

**Zoti Kadare, në gazetën "Quotidien de Paris", të shtatorit 1989, shkrimtari i njohur Alen Boske, nën titullin "Jurisë së çmimit 'Nobel': votoni për Kadarenë", shkruan: "Kadareja është një shkrimtar i jashtëzakonshëm, i cili gjatë pesëmbëdhjetë viteve të fundit është shquar si një nga temperamentet më origjinalë dhe më prodhimtar. Më thoni, ju lutem, si i përjetoni këto fjalë dhe a ju prekin ato?**

Po t'i marrësh në përgjithësi, shkrimtarët janë si fëmijët, sepse mendojnë se janë më të mirët, prandaj për ta është normale të pranojnë komplimente. Madje, edhe kur nuk është rasti për të dëgjuar të tilla fjalë, mendojnë për to dhe zemërohen kur njerëzit nuk ua adresojnë pikërisht ato fjalë. Por, kur i dëgjojnë për ta është e natyrshme, madje edhe kur nuk i meritojnë.

**A e ndieni ju vetë se e meritoni çmimin "Nobel"?**

Po, dhe nuk më pëlqen modestia e shtirur. Ky vlerësim u është bërë shumë shkrimtarëve dhe do të ishte normale që edhe unë ta fitoj.

**Pasi keni kërkuar azil në Francë, i keni drejtuar një letër Ramiz Alisë për t'i thënë arsyen përse e bëtë këtë veprim. Kjo letër ju nderon edhe si shkrimtar edhe si intelektual. Sikur të tërë të reagonin kështu, do të kishim më pak reprezalje policeske.**

Kjo letër ishte një vazhdim logjik i bisedës sime treoreshe me Alinë dhe i letrës sime të muajit maj të vitit 1990. Ja çfarë i kam thënë ndër të tjera: "Është e domosdoshme të demokratizohet jeta publike, të ndalohet dhuna policore, të lirohen të burgosurit politikë, të hiqet dorë nga izolimi i vendit dhe mbrojtja e Stalinit, të rivendoset liria e besimit fetar dhe liria e fjalës… Ky është vazhdim logjik i asaj që kam shprehur dhe kam mbrojtur në veprën time për vite me radhë… Unë kam besuar se do të kryeni demokratizimin e vendit. Por, me sa duket, disa forca të errëta ose një pjesë e ndërgjegjes suaj ju kanë shtyrë të bëni të kundërtën e asaj që premtuat: pra, vazhduat represionin policor, vrasjet, që sollën një zhgënjim shumë të madh. Unë e braktisa vendin kur e kuptova se përpjekjet e mia prej intelektuali për të kontribuar në zbutjen e regjimit ishin të kota. Por shpresoj se do të bindeni, prandaj mendoj ta braktis përkohësisht Shqipërinë. Nëse Shqipëria do kthehet në një demokraci autentike, unë menjëherë do të kthehem, etj.

**Ekzili juaj pati jehonë, sidomos në radhët e inteligjencës që e përjetoi tragjikisht këtë gjë. A keni të dhëna të hollësishme rreth tij?**

Ditët e para pas ikjes sime ndodhi një konfuzion i përgjithshëm, sepse dezinformimi është arma më e sigurt e një regjimi totalitar. Zyrtarisht konsiderohem "tradhtar dhe armik i Shqipërisë". Në këtë mënyrë, gazetarët menduan të bisedonin me "disidentë", por që ishin agjentë të policisë së fshehtë, të Sigurimit. Ajo i kishte pajisur me letra dhe deklarata të ndryshme në emrin tim, me të cilat nuk kam lidhje. Me qëllim që e tëra kjo të kuptohej qartë e të shthurej lëmshi, shkrova "Pranverën shqiptare". Mendoj se largimi im ka luajtur një rol të ndjeshëm në liberalizimin e regjimit, sidoqoftë, kjo ishte e vetmja gjë që mund të bëja. Prej njëzet e pesë vjetësh shkruaj kundër diktaturës, por, me largimin tim, dëshiroja që tërë kësaj t'i jepja një dimension konkret për hir të njerëzve që nuk lexojnë libra. Vetë kam dhënë intervista, kam shkruar letra, jam takuar me njerëz të regjimit, por tërë kësaj i duhej shtuar diçka më e fortë, diçka që t'i përngjasonte skandalit. Mua më akuzojnë përse nuk kam vepruar kështu kohë më parë. **Po cili është ai shkrimtar sovjetik që ka shprehur diçka kur Stalini ishte gjallë? Hoxha vdiq në vitin 1985 dhe ishte e pamundur të hapje gojë para ngjarjeve në Lindje. Ajo** do të ishte vetëvrasje dhe nuk do të gjendej asnjë gazetë që të publikonte qoftë edhe dy rreshta. Unë lexoj ato që shkruan shtypi opozitar, gjë që më entuziazmon. Artikujt i kam të qartë, radikalë dhe kurajozë. Atdheu im është Shqipëria, por unë jam qytetar edhe i një atdheu tjetër, që është letërsia. Ajo për mua është më e rëndësishme dhe kjo gjë nuk duhet harruar. Fakti që tashmë në Shqipëri është përmirësuar gjendja, më ndihmon që të jetoj, kurse gjithçka tjetër është e dorës së dytë.

**Në parathënien e veprës së shkrimtarit shqiptar, Migjenit, keni folur për pozitën e shkrimtarit në diktaturë. Sapo e lexon atë, njeriu e kupton se cili ka qenë pozicioni juaj në Shqipëri dhe sa shumë keni hequr atje.**

Më e keqja është se kur shkrimtari gjendet në një situatë të tillë dhe që sapo është etiketuar si i tillë, nuk i ofrohet asnjë shans kthimi prapa, asnjë transformim. Ai ka zgjedhur të bëhej shkrimtar në një epokë të papërshtatshme, në kohën e halleve, nga dashuria për artin, sepse ka ushqyer ndonjë iluzion etj., këtu motivet janë të parëndësishme. E rëndësishme është se ai është bërë i ndërgjegjshëm se nuk do t'i krijohet asnjë rast për të ndrequr ndonjë gjë, qoftë duke sakrifikuar edhe veten. Cilido qoftë ai, do ta paguajë haraçin e parë, haraçin që i lejon të shfrytëzojë pozicionin e shkrimtarit, një shantazh plotësisht i domosdoshëm nën regjime të ngjashme.

Në mënyrë të padiskutueshme, atij i mbetet vetëm një rrugëdalje: të vazhdojë të merret me profesionin e të shkruarit. Luksi për të heshtur atij nuk i lejohet, sepse mekanizmi i diktaturës e shtrëngon shumë fort, kështu që është i detyruar të shprehet. **Më i tmerrshëm është fakti se edhe protestat edhe vetasgjësimin shkrimtari i ka të ndaluara.** Diktatura e përsosur në mënyrë djallëzore ia blen mendjen dhe merr përsipër ta eliminojë, para se të kryejë aktin e revoltimit apo të vetësakrifikimit. Pra, ajo përpiqet ta likuidojë fizikisht, në mënyrë që, duke e ngritur të nesërmen deri në qiell, të vazhdojë të shfrytëzojë veprat e tij. Madje, edhe në rastin kur arrin t'i shmanget vigjilencës së regjimit dhe ta likuidojë veten, kjo vetëvrasje do të përshkruhet si një rast i zakonshëm fatkeq (se arma është shkrehur pa dashje, apo se është rrëzuar nga ballkoni). Por kur ai ka fat dhe aktin e vet të protestës e të vetasgjësimit arrin ta kryejë fare hapur, pa pasur mundësi të kamuflohet, diktatura zotëron një mjet tjetër. Ajo do të falsifikojë shkaqet e vërteta të aktit, do të sajojë ndonjë ngjarje sentimentale apo ndonjë sëmundje (të pashërueshme), e cila gjoja paskësh përshpejtuar fundin e tij. Në mbyllje, si ironi e fundit, letra e tij e lamtumirës do të shtrembërohet dhe, nga britma e urrejtjes kundër tiranisë, ajo do të shndërrohet në një betim solemn besnikërie dhe mirënjohjeje në momentin e ndarjes. Vetëm nga ndonjë mrekulli e pabesueshme shkrimtari mund t'i shpëtojë kësaj golgote".

**Është e pamundur të vlerësosh presionet që duhet të durojë një qytetar nga një regjim. Në ç'mënyrë e keni shfaqur ju revoltën?**

Para së gjithash, revolta ime është letrare. Së pari, unë jam shkrimtar e më pas qytetar. Nganjëherë më krijohet përshtypja se populli pret më tepër se ç'duhet nga shkrimtarët e vet. Ai na vë përpara qëllime të pamundura. Në cilindo vend apo kohë qoftë, do të ishte një akt mjaft heroik apo tragjik, nëse shkrimtarit i imponohet shtojca e pagëzimit politik. Në ndryshim nga Haveli, unë asnjëherë nuk jam angazhuar në jetën politike. **Fakti që kam qenë deputet në Shqipëri nuk ka fare rëndësi, sepse nuk përfaqësoja asgjë dhe nuk kisha mundësi veprimi.** Sapo ju zgjedhin, mund ta harroni faktin se jeni deputet. Përveç kësaj, asnjëherë nuk kam kandiduar, por vetëm se e kam parë emrin tim në listë. Atje nuk të pyeste njeri, nëse kishe dëshirë dhe nëse pranoje apo jo. **Në vitin 1982 më hoqën vetë nga lista e kandidaturës dhe asgjë nuk ndryshoi.** Sistemi ynë nuk të jepte rrugëdalje: ai i ngjante një makine që funksiononte në një mënyrë të tillë që asgjë nuk mund të ndryshohej në strukturën e saj. Përpos gjithë kësaj, kam arritur të ndihem i lirë. Një shkrimtar ka dy jetë dhe dy kalendarë: një zyrtar, konkret, të përditshëm, kurse tjetrin e ka brenda vetes dhe që është larg të gjitha këtyre. Unë isha shkrimtari që jeton sipas kalendarit të vet privat.

**Kështu, pra, kyçi i veprës suaj është metafora që përshkruan dhunën permanente. Pak më parë keni përmendur vështirësitë e aktit të të shkruarit.**

Vështirësitë janë të mëdha kur shkruan në një vend ku ekzistojnë shumë gjëra jonormale, siç është rasti i vendeve në diktaturë. Këtë gjë kam menduar, kur e përmenda pak më parë. Puna e parë që bëhet në një vend diktatorial është shëmtimi i jetës, deformimi i saj, në mënyrë që ajo të dalë nga rruga normale. Nëse në këtë regjim arsyetoni normalisht, ju tashmë jeni kundër diktaturës; nëse flisni normalisht, atëherë bëheni një opozitar akoma më i madh. Kjo ndodh sepse në një diktaturë edhe gjuha edhe mendimi janë të shtrembëruara, dhe nëse keni

➔

arritur të shkruani në mënyrë normale, keni kryer një akt heroik. Kështu i keni dhënë përparësi një vlere konstante e të përhershme gjuhës, nëpërmjet së cilës ju i kujtoni cilitdo atë që është e natyrshme e normale dhe që nuk duhet deformuar. Prandaj në librin tim kam shkruar se shkrimtari është armiku natyror i diktaturës. "Diktatura dhe letërsia e vërtetë mund ta durojnë njëra-tjetrën duke u ngrënë reciprokisht ditën dhe natën. Shkrimtari është armiku natyror i diktaturës. Në çdo moment, madje, edhe kur mendohet se e ka zënë gjumi, ai lufton kundër saj, sepse e ka të shkruar në kodin e vet gjenetik. Diktatura dhe letërsia mund të prezantohen vetëm si dy bisha të egra, të cilat kacafyten pa ndërprerje." Prandaj kam thënë se të shkruash letërsi të mirë në vende të tilla është edhe heroike edhe tragjike. Në një regjim tiranik, shkrimtari i madh e i vetmuar i ngjan drurit të damkosur për t'u rrëzuar. Atij i mbetet vetëm që të zgjedhë llojin e vdekjes që ia përgatit diktatura: helm në kafe, aksident automobilistik apo thikë pas shpine nga gjoja një pijanec, duke ngjitur shkallët e errëta.

**Libri juaj i fundit "Pallati i Ëndrrave" është një krijimtari totale. Askush nuk ka shkruar diçka të ngjashme. Ajo është pikërisht nebuloza ku tërë struktura totalitare rri pezull në ajër, e paprekshme, e pakapshme, një lajthitje burokratike. Ajo dhunon popullin duke i rrëmbyer historinë, të tanishmen dhe të ardhmen. Nën pretekstin e së kaluarës ndihen aludimet e vogla të së tashmes.**

Prej kohësh kam dashur të tregoj ngjarje nga bota që përjashton çdo logjikë njerëzore. Kur arrita deri në mesin e librit e kuptova se ai ishte ferri dhe vazhdova duke e sajuar ferrin e vërtetë, ku bëhej fjalë për ëndrrat. Në këtë ferr dikush ishte kujtuar të rrëmbente ëndrrat e njerëzimit, që të mund ta kontrollonte atë edhe në gjumë, dhe, në njëfarë mënyre, burokratët kontrollojnë ëndrrat tona. Ky është libri kushtuar ankthit, mjerimit, neverisë, diktaturës. Me siguri që asnjëherë nuk do ta kisha shkruar sikur të mos kisha jetuar në një vend të tillë. Nuk jam nisur nga asnjë analogji, sepse nuk bëj letërsi me analogji. Por, kur u largova pakëz nga libri, këtu më doli e qartë diktatura bashkëkohore, ndonëse veprimi kishte ndodhur në një të kaluar të largët, në Perandorinë Turke të vendeve lindore. Ai terror dhe ai faj, ju bashkëngjitet, kur as që e dini përse fajësoheni, përse ju ndjekin, përse mund t'ju burgosin, përse ju lënë të lirë e përse duan t'ju asgjësojnë. Ja, kjo është vepra, zanafilla e së cilës u bë trillimi në fjalë.

**Si keni mbërritur në një ide të tillë?**

Kur shkruaja librin "Kamarja e turpit", përshkrova një pasha që kishte dashur të mësonte fatin e vet. Gjithmonë e ruaja në kujtesë një pjesë të shpjegimit të ëndrrave në ushtri. Kështu, pashai shkon në barakën ushtarake të ëndrrave për të dëgjuar se çfarë do të ndodhte, por ajo mbeti në një faqe e gjysmë. Pra, subjekti më ishte shfaqur në mendje që atëherë, kurse më pas shkrova një libër të tërë. Kështu ndodh gjithmonë: në një libër shfaqet një temë e vogël, të cilën më vonë e zbërthej në një libër të plotë. Të tëra librat e mi kanë lidhje njëri me tjetrin. Kështu, nga libri "Pallati i Ëndrrave" ka lindur një vepër e veçantë (nëse ju kujtohet çifti i verbër) "Qorrfermani", në të cilën përshkruaj përndjekjen e njerëzve me "sy të magjepsur". Këto janë ato fushata tipike, të cilat janë kryer kundër liberalëve.

**Në romanin "Koncerti" përshkruani "revolucionin kulturor", i cili e ka ndaluar Shekspirin në Kinë. Si ka qenë ndikimi i tij në Shqipëri? Diku kam lexuar se janë djegur veprat e Çehovit.**

Ka pasur disa shenja, qeveria ka tentuar të bëjë presion mbi intelektualët, mbi shkrimtarët dhe i ndaloi ata të udhëtojnë jashtë vendit. Por nuk ka shkuar aq larg sa në Kinë. Hoxha tentoi në këtë drejtim, sepse e dinte se kultura është e rrezikshme dhe se të tëra diktaturat e kanë frikë atë. Por në vitet '60 diktatura nuk e kishte kuptuar ende këtë gjë, kështu që kultura vazhdonte të zhvillohej. Pas përvojës kineze, ajo e kuptoi dhe u shpreh: "Kini kujdes nga kultura!". Kjo gjë filloi në vitin 1967, me ndalimin e fesë dhe traditave të tjera. Ballot u ndaluan menjëherë mbas luftës. Kështu, pra, Shqipëria u bë vendi i parë ateist në botë.

**Në televizionin francez, në emisionin "Karakter", keni thënë se jeni lindur dhe rritur nën diktaturë. Kur jeni bërë i ndërgjegjshëm ndaj saj?**

Për herë të parë këtë e kam kuptuar kur isha student dhe konstatova se të tëra vendet komuniste ndodheshin nën diktaturë. Këtë e mora si diçka të paevitueshme, si një fat i keq, si një fatalitet. Unë e kuptova këtë fakt, por u ngushëllova sepse komunizmi mbulonte gjysmën e botës dhe se ky ishte fati ynë. Në atë kohë, kur isha ende student, askush nuk besonte se ndonjë ditë situata do të ndryshonte, përkundrazi, mendohej se komunizmi gjithnjë e më tepër do të zgjerohej dhe do të pushtonte tërë botën. Për këtë arsye isha shumë i trishtuar. Por në atë kohë ndodhi diçka e pabesueshme: për t'iu shmangur fatalitetit, Shqipëria u tërhoq nga blloku socialist. Prandaj tek ne lindi njëfarë shprese, njëfarë entuziazmi, njëlloj sikur po ringjalleshim nga të vdekurit. Në kampin socialist askush nuk besonte se ishte e mundur të shkëputeshe nga Bashkimi Sovjetik. Hungarezët tentuan, por e paguan; më pas e pësoi edhe Çekosllovakia. Edhe Shqipëria ia arriti, por ky entuziazëm u zbeh shpejt, sepse këtë hap Enver Hoxha e kishte bërë jo për Shqipërinë, por për veten, për të ruajtur pushtetin e vet. Ai e kuptoi se po të qëndronte në taborin socialist, do të rrëzohej ashtu si të tërë udhëheqësit e vjetër. Kjo është arsyeja përse veproi ashtu. Këto janë paradokset e historisë. Hoxha dhe Hrushovi zhvilluan një duel të vërtetë: shefi sovjetik me shefin shqiptar. Por Hoxha nuk ishte i sinqertë, kurse Hrushovi u tregua më i sinqertë. Ky i fundit e dinte se vetë ishte i sinqertë dhe se Hoxha as që e mendonte se kjo ishte e mjaftueshme për t'u ndier më superior. Por ja që doli ndryshe: Hoxha doli më superior. Përse? Hoxha nuk ishte i sinqertë, por e vërteta historike ishte në anën e tij. Hrushovi ishte i sinqertë, por e vërteta historike nuk ishte në krahun e tij. Hoxha theksonte: "Unë nuk jam vasali juaj, nuk bëj pjesë në perandorinë tuaj, vendi im është i pavarur, e drejta është në anën time!". Ç'mund të bënte në këtë rast Hrushovi? Asgjë. Ky është i vetmi akt i drejtë që Hoxha ka bërë, por edhe në këtë rast ai nuk qe i sinqertë. Për sa i përket Shqipërisë, akti qe i drejtë dhe, si një akt i tillë historik, ajo arriti të shkëputej. Por, më vonë gjithçka u bastardua, kur ramë në duart e kinezëve, madje edhe ndarja prej tyre pati ngjashmëri. Ata u afruan me Amerikën, kurse Hoxha këtë akt e konsideronte reaksionar. Por, meqë tragjedia nuk përsëritet dy herë, kësaj radhe ndarja ishte më komike e, njëkohësisht, edhe më dramatike. Pas prishjes me Bashkimin Sovjetik gjatë viteve '60, Hoxha pyeti veten nëse Perëndimi do të interesohej për të e nëse do ta pranonin si Titon. Brozi nuk kishte kryer më pak krime se Hoxha, por Perëndimi i kishte harruar ato. Ndërkohë, Hoxha pyeste veten përse e kishin falur Titon, kurse atë jo. Kur u shkëput nga Bashkimi Sovjetik, e sidomos kur i përzuri sovjetët nga porti i Vlorës, i cili ishte e vetmja bazë ushtarake sovjetike në Mesdhe, Hoxha kujtonte se Perëndimi do t'i thoshte: "Faleminderit Hoxha, se na shpëtove!". Ai priste miliarda dollarë për të ekuilibruar humbjen e bazës, por askush nuk e lëvizi gishtin dhe ai u tërbua.

**Ju i njihni shumë mirë marrëdhëniet midis Titos dhe Hoxhës?**

Tito dhe Hoxha kanë pasur xhelozi reciproke. Tito shfaqi xhelozi ndaj Hoxhës për një çështje banale: Hoxha ishte tepër elegant.

**Por edhe Tito ishte i tillë.**

Ashtu është, por i tillë u bë më vonë. Kur Tito u kthye nga Rusia, ai ngjante me një muzhik të vërtetë, kurse Hoxha ishte një ish-dendy. **E çuditshme është sesi një ish-dendy të merrej me aktivitet komunist! Më vonë Titoja u bë shumë elegant dhe jam i bindur se Hoxha e kishte zili për njohjen e tij ndërkombëtare. Diku kam lexuar se edhe Çaushesku ishte shumë xheloz për Titon, për shkak të paraqitjes së tij.** Para Titos, Çaushesku dukej si një fshatar dhe armiqësia midis tyre filloi për këtë shkak, gjatë një vizite tek Titoja. Kur Elena Çaushesku pa si ishte veshur Titoja, filloi t'i bërtasë të shoqit. Nganjëherë hetuesit kërkojnë shkaqe të thella për ndonjë grindje, kur ato janë kaq të thjeshtë dhe banale. I njëjtë ka qenë edhe rasti midis Maos dhe rivalit të tij, Liu Shao Ci. Ata u grindën për shkak të grave. Njëra prej tyre dinte anglisht dhe vishej bukur dhe kjo ishte e mjaftueshme për të kaluar në një tragjedi pa asnjë shkak serioz.

**Ju e keni studiuar diktaturën në të gjitha aspektet. Në librin tuaj "Piramida", me sa duket kërkoni zanafillën e totalitarizmit? Mua më intereson se në ç'konkluzione keni arritur për të?**

Po, kam shkruar një roman për piramidat dhe ai është botuar në Shqipëri, pasi jam larguar. E çuditshme, apo jo?! Por edhe romani "Përbindëshi", i cili ka qenë i ndaluar për njëzet e pesë vjet, u botua. Ju më pyesni përse romani "Përbindëshi" u ndalua? Sepse në të ankthi dhe shqetësimet ishin shumë të pranishme dhe se i referoheshin jetës bashkëkohore. Ato kishin analogji me shqetësimet e një diktature, prandaj edhe libri u ndalua.

**A e zbuluat se piramida në fakt ishte simbol i diktaturës?**

Nuk e di, por ajo që unë zbulova, mbase, ishte shkaku i ekzistencës së piramidës, arsyeja përse ishte ndërtuar. Për të zbuluar ndonjë ide ju mund të filloni nga ajo periudhë ose nga periudha jonë e të vazhdoni thellë, prapa në shekuj. Kësaj radhe unë jam nisur nga koha jonë, nga diktaturat e vendeve lindore, për të shpjeguar piramidën. Ndoshta kjo është paradoksale, por unë këtë zgjidhje gjeta. Ç'janë piramidat në konceptimin tim? Ato janë punime sfilitëse dhe pa vlerë, që kanë vrarë e rraskapitur tërë vendin, në mënyrë që tërë energjia e popullit të shkapërderdhej. Në fakt erdha përfundimisht në këtë ide, sepse në të gjitha vendet e lindjes kam parë se kryheshin punime kolosale, pa vlerë, që nuk i shërbenin askujt, në mënyrë që njerëzit të dërrmoheshin fizikisht për të ngritur lart madhështinë e diktaturës. Diku kam lexuar se diktaturat e para janë të lidhura me punime hidraulike. Por ekziston edhe misteri në marrëdhëniet e tyre reciproke. Për të kryer punime të mëdha, ishte e nevojshme diktatura, ndërsa për t'u ruajtur ajo, duheshin punime të mëdha hidraulike! Cili prej tyre ka qenë i pari?

**Në librin "Pranverë shqiptare" ju përmendni dëshirën e parë për t'u arratisur nga Shqipëria.**

Ajo ishte dëshira ime e parë si i ri që isha, por megjithatë, serioze: "Arratisja"... Ky është tundimi që, të paktën, për një moment e në mënyra të ndryshme, është shfaqur tek shumica e shqiptarëve. Këtë gjë e kam ndier dy herë. Herën e parë, në vitin 1962, në Pragë, gjatë kthimit nga Finlanda. Nuk e duroja dot diktaturën, por arsyet e mia ishin tepër të thjeshta: stërvitjet ushtarake çdo muaj, konferenca pa fund, parulla si: "Të kursejmë kudo dhe në çdo gjë"; "Edhe bar do të hamë, por marksizëm-leninizmin do ta mbrojmë" etj. Këta ishin disa nga shembujt që më merrnin frymën dhe që përbënin arsyen e trishtimit tim. Por, mbi të gjitha, ajo qethje e detyrueshme e flokëve, për të cilën flitej gjithnjë e më tepër, mori tek unë përmasat e fundit të botës. Nxirosja e jetës së njerëzve është një nga forcat lëvizëse të makinës diktatoriale, dhe dëshpërimit që shkaktonte ky veprim diktatura i kthehej vazhdimisht. Disa herë qethja e flokëve është shndërruar në përplasje midis mijëra të rinjve shqiptarë dhe saj. Diktatura synonte shkurtimin e flokëve, kurse të rinjtë dëshironin t'i zgjasnin ato. Diktatura nisej nga psikoza që, ndoshta, e kishte zanafillën në informacionet e burgjeve, se flokët mund të bëheshin burim i së keqes. Për të arritur uniformitetin e individit dhe varfërimin e shpirtit, duhej filluar nga qethja uniforme e flokëve, nga veshja në mënyrë identike, marifet ky që kinezët e zbatonin tashmë. Çdo kundërshtim konsiderohej shkallë e parë e rezistencës, e cila duhej shtypur pa mëshirë. (Shteti do të interesohej që ta internacionalizonte presionin për flokët, duke vendosur berberin në Rinas.) Pa vështirësi mund të kuptohet naiviteti im, kur them se kisha menduar të arratisesha... në Bashkimin Sovjetik. Një herë tjetër, në shtatorin e vitit 1983, gati sa nuk u arratisa, por tashmë për një sërë shkaqesh më serioze. Për mospajtime të thella me regjimin, gjatë vitit 1982 filluan të më sillen rrotull kërcënimet. Në atë kohë ma ktheu mendjen Mishel Pikoli, të cilit i jam mirënjohës, sepse pesë librat e mi të fundit nuk do ta kishin parë dritën e botimit.

**Në televizionin francez, Bernar-Andi Levi ju ka pyetur përse nuk keni bërë deklaratë për të mbështetur shqiptarët që arritën në Brindizi.**

Këtë gjë të huajt nuk mund ta kuptojnë. Si është e mundur t'i mbush mendjen popullit tim që të braktisë atdheun e vet? Unë i jam përgjigjur se më mirë është të qëndrojnë në shtëpitë e tyre dhe atje t'u afrohet ndihmë, të krijojnë kushte për të jetuar dhe jo të bredhin si lypsarë nëpër botë. Ju e keni parë sesi janë pritur me qese plastike, të cilat përdoren për kufomat e të vdekurve. Këtë gjë ma ka thënë im vëlla, mjek, që i ka parë vetë. Dhe Levi e quan normale që unë të përshëndes këtë arratisje drejt aventurës dhe mjerimit. Populli duhet ndihmuar të qëndrojë në shtëpinë e vet dhe që aty të ndërtojë gjithçka i duhet për të jetuar.

**"Pranvera shqiptare" përmban frazën: "Avioni pa dyshim që ndodhej në qiellin francez, kur tashmë isha i ndërgjegjshëm se ky udhëtim për mua, në fakt, ishte një çapitje... drejt burgut. Meqenëse nuk më burgosën dot në Shqipëri, këtë gjë do ta përjetoja në Francë.". A mund të ma shpjegoni këtë frazë?**

Para së gjithash, kjo është një metaforë, një metaforë e vuajtjes. Shpesh gazetarët e huaj më pyesin përse nuk më kishin burgosur. Në këtë libër e kam shpjeguar përse nuk mund të burgosesha, sepse isha bërë shumë i njohur. Nuk është aspak e lehtë ndjesia e braktisjes së atdheut tënd. Ato që më kanë mbështetur, janë qindra letra që kam marrë, ku përkrahet veprimi im dhe ku shprehet solidariteti. Para disa ditësh, kryeredaktori i gazetës shqiptare "Zëri i Rinisë" më ka telefonuar e më ka thënë se atje tani jam akoma më tepër i pranishëm se asnjëherë më parë. Kjo ishte e vërtetë, sepse çdo javë diçka e re nga krijimet e mia botohet në shtyp. Ai më ka treguar se kudo ku ka shesh të lirë, ndër sendet e tjera, shiten edhe librat e mi dhe fotokopje të intervistave të mia. "Pranvera shqiptare", gjithashtu, shumëfishohet nëpërmjet fotokopjimit dhe ciganët e shesin në shesh. Po ky mik më tregon se i ka pyetur përse i shesin librat dhe ata i janë përgjigjur: "Ky është libri që të hap sytë". Natyrisht që ciganët nuk e kuptojnë këtë, por shfrytëzojnë rrëmujën.

**** Intervistë e I. Kadaresë dhënë gazetares malazeze në Paris më 1991***

RREFIMI

Festivali Ndërkombëtar për të Drejtat e Njeriut ka sjellë në Tiranë, regjisorin boshnjak që i mbijetoi luftës

# DAVE EVANS

## Historia e njërit që mbijetoi

Fatmira Nikolli

*"Si dola i gjallë nga kampi serb, hanim një herë në ditë"*

Ishte si të jetoje në ferr. Humba një të tretën e peshës sime në pak muaj. Ne mbaheshim në kampe brenda. Nuk kishim liri lëvizjeje. E vetmja kohë kur unë mund të lija dhomën time, ishte kur shkoja të haja. Hanim vetëm një herë në ditë dhe kishte ditë që nuk kishim vakt ngrënieje fare. Supa kishte, - dhe mund t'i numëroje, - vetëm 10 copëza perimesh në të dhe shoqërohej me një copë të vogël buke. Në tualet lejoheshim të shkonim çdo 36 orë.

Po tregoj këto, sepse janë asgjë krahasuar me terrorin, që ti asnjëherë nuk e dije nëse do ishe gjallë në dy minutat e ardhshme apo dikush do të vinte të të merrte që të të vriste".

Ky është rrëfimi i Dave Evans për ditët e kaluara në një prej kampeve më famëkeqe të luftës së Bosnjës, në "Omarska". I mbijetuari, sot vjen në Tiranë si regjisor, për të prezantuar në Festivalin Ndërkombëtar të të Drejtave të Njeriut, filmin e tij "Fshati i bukur". Me një xhaketë bezhë, një palë xhinse blu, ai ulet në karrigen përballë dhe rrëfen. Duket se e ka tejkaluar ankthin e hershëm. Ai fal, por nuk harron dhe aq më pak i justifikon ata që dikur i vranë myslimanët e Bosnjës e sot janë drejtues politikë të tyre. Ç'ironi!

Kur e pyet pse bëri film për luftën e Bosnjës, Evans përgjigjet: "Janë bërë shumë filma për Bosnjën, por janë akademikët e politikanët që flasin për çështje të ndryshme që kanë ndikuar në shoqërinë tonë për shkak të luftës. Unë kam marrë pjesë në këto produksione, janë bërë filma për mua dhe për historinë time gjatë luftës. Pastaj mendova, se duhej të bëja unë një film nga perspektiva e dikujt që e ka jetuar vetë gjithë luftën dhe ka mbijetuar prej saj. Doja të lija njerëz të zakonshëm të flisnin për përvojat e tyre", - shpjegon ai, duke nënkuptuar që politika e njerëzit e akademive, e kanë jetuar ndryshe prej shumicës luftën. Ai dëshiroi të bënte një film që të kishte një dëshmi historike të asaj që ndodhi. Evans tregon se në Bosnjë sot, ka shumë njerëz që, kanë lindur gjatë luftës ose pas saj, që nuk e kanë të qartë atë që ndodhi. "Nuk flitet në shoqërinë tonë për atë që ndodhi. Të rinjve u mësohen gjëra të pavërteta për luftën dhe u mësohet të urrejnë, aq sa duket se do kemi luftë tjetër shumë shpejt".

Por, duket se lufta nuk ka mbaruar sa duhet. Janë jo vetëm gjurmët që kanë mbetur, përkundrazi, vijojnë urrejtja e diskriminimi. "Unë, doja të tregoja se kur vrasjet mbaruan e njerëzit përfituan ekzil, diskriminimi me të cilin u përballëm më 1992-shin nuk ka mbaruar. Kur njerëzit kthehen, përballen me të njëjtin diskriminim, sepse ata njerëz që i kryen krimet në zonën ku unë kam jetuar, në "Republika Serpska", janë sot në pushtet", - nënvizon regjisori, një i mbijetuar prej ferrit.

Për Evans, ata (serbët) kishin një politikë për të shpëtuar prej tyre (boshnjakëve). "Plani dhe vënia në jetë e tij i ka bërë njerëzit të mos kthehen. Shumë prej tyre, kanë në mendje gjenocidin, vrasjet e përdhunimet e grave, ndaj nuk vijnë të jetojnë aty ku lindën", - tregon qetësisht regjisori.

Mandej ai kujton se një prej shefave të policisë më 1992, kërkoi që të shkatërrohet çdo gjë që kishte të bënte me kulturën e boshnjakëve, dhe tha: 'mos shkatërroni vetëm xhamitë e tyre, shkatërroni çdo gjë që ata të mos kthehen më'. Ata që mbijetuan ishin aq të lodhur, sa vetëm donin të iknin, e të tjerë sot, kanë frikë të kthehen.

Evans e konsideron vetëm fat, faktin që është gjallë. "Më pyesni si shpëtova? Ishte vetëm fat, fat i pastër. Shumë prej fqinjëve e kushërinjve u vranë. Nuk kishte procese hetimi, nëse kishim bërë krime dhe të dënoheshim. I vrisnin në shtëpi, në fshat, në kampe.

Dikur fshati kishte 800 banorë, sot ka shumë pak. Ne, kemi lidhje të fortë me tokën e baballarëve, por kthimi është i vështirë, pasi ekonomia është e dobët dhe shumë prej nesh e kanë të fyerje të kthehen që të kontrollohen prej atyre që i vranë", - kujton Evans.

Me të drejtë, ai kujton se shumë njerëz e kanë ende të dhimbshëm kthimin, pasi dhimbjet mendore janë më të vështira se ato fizike. "Ju mund t'i mbijetoni luftës, por nuk mund të shëroheni prej saj", - thotë ai me keqardhje. Për të është e rëndësishme të mos harrohet çfarë ndodhi, e ndonëse në film flet për faljen, thotë se nuk duhet t'i justifikojmë krimet e tyre.

Sot, regjisori punon me komunitetin, sepse për të është e rëndësishme të theksohen të drejtat e njeriut.

Deri më tani, ka shkruar libër për përvojën e tij. "Dua që njerëzit të pyesin veten, 'çfarë bëj unë dhe si ndikon kjo tek të tjerët'. Të mendojnë kur janë në shtëpi dhe të rregullojnë marrëdhëniet e këqija që kanë në familje. Dhuna fillon në shtëpi e pastaj del në shoqërinë tonë. Nëse jemi të dashur me familjen dhe nëse respektojmë veten, do të ketë më pak krime në shoqërinë tonë. Po kujdesem për gjërat e vogla, ato kanë më shumë rëndësi", - e mbyll ai rrëfimin e tij.



*Në foto:* **Pjesë nga filmi**

EDICIONI I 8-të

## NIS FESTIVALI NDËRKOMBËTAR "TAKIMET MUZIKORE TË DY BOTËVE"

Për shtatë vjet, "Argjiro"-ja organizon në Kalanë e Gjirokastrës festivalin ndërkombëtar "Takimet Muzikore të dy botëve". Këtë vit festivali mbahet më 22-25 shtator, në Muzeun Onufri të Beratit, në Qendrën Kulturore pranë Kishës Ortodokse në Tiranë dhe në Kishën Françeskane në Shkodër. Për drejtoren artistike të festivalit, Ilda Mara, e cila me shoqatën kulturore "Argjiro", ka ndërmarrë promovime të trashëgimisë kulturore edhe nëpërmjet revistës së përtremuajshme "Art dhe Trashëgimi", ky festival është një projekt unik në Shqipëri, jo vetëm sepse përfshin një fushë të rëndësishme të kulturës dhe të arteve, artin muzikor, dhe përqendrohet veçanërisht te ndërthurja e muzikës klasike me atë tradicionale. "Festivali synon t'i japë një hov jetës kulturore-artistike në Berat, Tiranë dhe Shkodër", - thotë Mara. "Synon në mënyrë modeste të promovojë nxitjen e turizmit dhe të qendrave historike shqiptare nëpërmjet aktiviteteve periodike ndërkombëtare dhe t'i ofrojë publikut dhe turizmit një alternativë argëtuese, edukuese dhe cilësore, e të ndihmojë sadopak në rritjen e shkëmbimeve kulturore të Shqipërisë në Europë e më gjerë". Emrat e mëdhenj të artit shqiptar brenda e jashtë vendit kanë mbështetur që në nisje dhe kanë ndihmuar që ky manifestim të rritet. Një kala e mrekullueshme si ajo e Gjirokastrës ku aktiviteti është ankoruar prej vitesh (me përjashtim të këtij viti), me artistë që vijnë të interpretojnë aty, si Inva Mula, Tedi Papavrami, Eva Golemi, Toni Kitanovsky, kuarteti i famshëm rus "Atrium", kuarteti i Evropës Juglindore "Celissimo", "Camerata dei Laghi", grupi polifonik "Ergjeria", "Bilbilenjtë e Progonatit" apo Grupi i Bregut të Himarës etj. Drejtorja artistike Mara shton se "të ndërthurësh të dy botët në një, të gërshetosh traditën dhe identitetin me klasiken dhe modernen, ndërsa i mbetesh besnik identitetit tënd, do të thotë të kthehesh nga e ardhmja dhe jo nga e kaluara". Në këtë festival interpretohet muzikë baroke nga Ansambli Salzburger Saitenklang , Wilfried Scharf (zither), Roswitha Steindl (kitarë), Sabine Kraus (harpe) (Austri); muzikë bizantine nga kori i psalteve "Shën Joan Kukuzeli", "nën drejtimin e Theodhor Pecit (Shqipëri) dhe koncert për kitarë dhe soprano, nga Nedeljko Pejovic (kitarë) e Bojana Kukic-Pejanovic (soprano nga Mali i Zi).

> "Ky festival është një projekt unik në Shqipëri, jo vetëm sepse përfshin një fushë të rëndësishme të kulturës dhe të arteve, artin muzikor, dhe përqendrohet veçanërisht te ndërthurja e muzikës klasike me atë tradicionale"

Algjeri, terroristët i presin kokën një turisti francez 55-vjeçar

# Obama: Bota të na bashkohet, që të shkatërrojmë ISIS

## Presidenti amerikan: SHBA s'ka luftë me Islamin

Adelajda Xhamani

Presidenti amerikan Barak Obama, i është drejtuar dje me një thirrje për ndihmë të gjithë botës, për të shkatërruar grupin terrorist ISIS. Në një fjalim të mbajtur në Asamblenë e Përgjithshme të OKB-së, ai e ka cilësuar ISIS si "rrjetin e vdekjes". "Grupi terrorist i njohur si ISIS duhet të shkatërrohet. Aktualisht 40 vende i janë bashkuar koalicionit tonë. I kërkoj gjithë botës që të bashkohet në këtë përpjekje", - ka thënë Obama. Më tej, presidenti amerikan ka theksuar se Shtetet e Bashkuara nuk do të jenë kurrë në luftë me Islamin, duke nxjerrë në pah vlerat e këtij besimi. "Islami u mëson paqen miliona myslimanëve amerikanë që jetojnë në vendin tonë. Ky nuk është një konflikt mes qytetërimeve", - ka thënë ai. Presidenti ka konfirmuar se nuk ka ndër mend të dërgojë trupa amerikane "për të pushtuar toka të huaja", duke nënvizuar se, "Amerika do të mbështesë irakenët dhe sirianët që luftojnë për të mbrojtur komunitetet e tyre". Ai ka saktësuar se, Amerika do të trajnojë dhe pajisë me armatime forcat që luftojnë ISIS dhe se do të veprojë duke ndalur fluksin e parave për financimin e këtij grupi dhe atë të luftëtarëve që shkojnë të luftojnë pranë tij. "Nuk ka Zot që të falë këtë terror. Nuk mund të arsyetohet e as të negociohet me këtë shenjë të së keqes. E vetmja gjuhë që këta terroristë kuptojnë është ajo e forcës", - ka thënë shefi i Shtëpisë së Bardhë, duke shprehur bindjen se edhe komunitetet myslimane refuzojnë me forcë ideologjinë e Al-Kaedës dhe ISIS dhe në këtë drejtim u ka drejtuar një apel të rinjve myslimanë, duke i ftuar që të respektojnë dhe nderojnë traditën e Islamit.


Presidenti amerikan, Barak Obama

**DEKLARATA**
Presidenti amerikan ka theksuar se Shtetet e Bashkuara nuk do të jenë kurrë në luftë me Islamin, duke nxjerrë në pah vlerat e këtij besimi. "Islami u mëson paqen miliona myslimanëve amerikanë që jetojnë në vendin tonë. Ky nuk është një konflikt mes qytetërimeve", ka thënë ai.

**EKZEKUTIMI**
Militantë nga Algjeria të lidhur me ISIS i kanë prerë kokën një turisti francez të cilin e kanë kapur gjatë javës. Gourdel u mor peng vetëm pak orë pasi militantët e Shtetit Islamik paralajmëruan se do të vinin në shënjestër edhe Francën, pasi Parisi nisi sulmet ajrore ndaj tyre në Irak.

**VRASJA**

Militantë nga Algjeria të lidhur me ISIS i kanë prerë kokën një turisti, të cilin e kanë kapur gjatë javës. ISIS ka kërcënuar se do ta vrasë 55-vjeçarin nëse Franca nuk i ndal sulmet ndaj tyre.

55-vjeçari Herve Gourdel ishte kapur nga grupi islamit Jund al -Khilifa të shtunën, vetëm pak ditë pasi kishte shkuar në Algjeri për pushime. Gourdel u mor peng vetëm pak orë pasi militantët e Shtetit Islamik paralajmëruan se do të vinin në shënjestër edhe Francën, pasi Parisi nisi sulmet ajrore ndaj tyre në Irak. "Një bashkëkombës francez është marrë peng të dielën në Algjeri, në rajonin Kabylie, teksa ishte atje për pushime", deklaroi Ministria e Jashtme franceze të dielën. Zona ku u mor peng francezi është një rajon malor që ka qenë dikur bastion i luftëtarëve islamikë. Dega e Al-Kaedës në Afrikën Veriore (AQIM) dhe grupe të tjera terroriste janë ende aktive në Algjeri.

## Blloku: S'duam asnjë marrëveshje me Thaçin

## Haradinaj: Jo zgjedhjeve të parakohshme, PDK-ja le t'i organizojë për vete

Koalicioni paszgjedhor në Kosovë, LDK-AAK-Nisma dhe Vetëvendosje, i quajtur ndryshe dhe si "Blloku", kanë deklaruar se janë kundër mbajtjes së zgjedhjeve të parakohshme, edhe nëse ato janë alternativa e vetme për të dalë nga kriza politike. Kandidati për kryeministër i këtij koalicioni, Ramush Haradinaj ka thënë se në seancën e re konstituive do të kërkojnë debat dhe do të gjejnë alternativë për të votuar kandidatin e bllokut për kryetar Parlamenti. "PDK, në rast se ka dëshirë të shkojë në zgjedhje, mund të shkojë sa herë të dojë. Kosova nuk ka nevojë për zgjedhje, ajo e ka shumicën parlamentare. Pra, për t'u shpallur zgjedhjet do të duhej një konsensus i gjerë i spektrit politik dhe ne jemi kundër. Arsyeja pse jemi kundër është sepse ka një shumicë parlamentare", - ka thënë Haradinaj. Haradinaj gjithashtu u shpreh se partia e Thaçit po bën presion që t'i gjendet një vend në qeverisjen e re, por sipas tij, një gjë e tillë nuk do të ndodhë. Blloku paszgjedhor nuk dëshiron asnjë marrëveshje të gjerë që parashikon PDK-në dhe kryeministrin Hashim Thaçi në qeverisje. Në takim me liderët e Bllokut ditën e djeshme, mungoi kreu i LDK-së, Isa Mustafa, i cili për shkak të angazhimeve të tjera kishte dërguar përfaqësuesin e tij, deputetin Ismet Beqiri.


Ramush Haradinaj



## NATO: Trupat ruse po tërhiqen nga Ukraina

Sipas NATO-s, ka një tërheqje domethënëse të forcave ruse nga brenda kufirit ukrainas, por ende mbeten shumë trupa të stacionuara pranë kufirit lindor. Kështu është shprehur një zëdhënës i aleancës ushtarake ditën e djeshme. "Po, ka pasur një tërheqje të rëndësishme të forcave konvencionale ruse nga Ukraina, por ende janë mijëra trupa të vendosura shumë pranë kufirit", - tha zëdhënësi Jay Janzen, në një përgjigje elektronike ndaj kërkesës së bërë prej "Reuters"-it për komente mbi këtë ngjarje. "Kanë mbetur ende trupa brenda Ukrainës. Është e vështirë të përcaktohet numri, pasi separatistët prorusë kontrollojnë disa pika kufitare dhe trupat janë duke u kthyer mbrapsht në mënyrë rutinë. Për më tepër, ka ende forca speciale të Rusisë që operojnë në Ukrainë, por janë vështirë për t'u identifikuar", - tha ai. Më 4 shtator, një oficer ushtarak i NATO-s tha se Rusia kishte disa mijëra trupa luftarake dhe qindra tanke e autoblinda brenda Ukrainës, si dhe rreth 20 mijë ushtarë të dislokuar pranë kufirit me Ukrainën.

SHKURT

### Turqi, 1.5 milionë refugjatë sirianë

Turqia strehon refugjatë sirianë më shumë se çdo vend tjetër, - ka bërë të ditur Agjencia për Refugjatë e Kombeve të Bashkuara (UNHCR). Zëdhënësja Selin Unal ka thënë se në shtetin turk tashmë ndodhen 1,5 milionë të zhvendosur nga Siria. "Në ditët e fundit, Turqia ka parë fluksin më të madh të refugjatëve sirianë që nga fillimi i luftës, tre vjet më parë", - ka thënë ajo. Qeveria turke ka thënë se, që nga fundjava, rreth 140,000 njerëz kanë ikur nga fshatrat kurde në veri të Sirisë, për shkak të sulmeve të vazhdueshme nga militantët e Shtetit Islamik. Shteti turk ka dhe numrin më të lartë të refugjatëve në kontinentin europian. Ky shtet ka mbështetur refugjatët e ardhur, duke i bërë pjesë të kampeve të ngritura për ta.

### Rumani, gjyqi i parë për krimet komuniste

Në Rumani, dje ka nisur gjyqi kundër ish-komandantit të një burgu famëkeq në kohën e komunizmit, Alexandru Visinescu. Visinescu, 88 vjeç, akuzohet për krime kundër njerëzimit. Ai ka udhëhequr burgun Ramnicu Sarat, nga viti 1956 deri më 1963, ku të burgosurit dyshohet se janë torturuar dhe kanë vuajtur nga uria. Së paku 12 njerëz thuhet se kanë vdekur si rezultat i abuzimit. Visinescu është i pari nga 35 personat që shteti rumun planifikon t'i gjykojë për shkelje të ngjashme. Bëhet me dije se gjyqet për krimet e bëra në komunizëm do të vijojnë. Janë përgatitur tashmë emrat e atyre që priten të gjykohen dhe të vuajnë dënimet për këto krime. Prej kohësh në Rumani është bërë një debat për hapjen e këtyre dosjeve.

### India vendos satelitin në planetin Mars

India ka vendosur me sukses satelitin e saj në orbitën përreth Marsit. Sateliti Mangalyaan do të studiojë atmosferën përreth Planetit të Kuq. Me këtë veprim, India hyn në klubin-elitë të eksploruesve të Marsit, i cili përfshin Shtetet e Bashkuara, Agjencinë Evropiane të Hapësirës dhe ish-Bashkimin Sovjetik. Kryeministri i Indisë, Narendra Modi, ka thënë se "historia është krijuar sot". India është po ashtu krenare që këtë mision e ka zhvilluar me teknologjinë e brendshme dhe me një çmim prej 75 milionë dollarësh. Për shtetin e madh të Indisë, ky do të jetë një hap para në teknologji. Pas SHBA-ve dhe Rusisë, India është shteti që ka tashmë një satelit në planetin fqinj.

Mesazhi i Ditës

# Orët e emocionit shqiptar

Papa FRANÇESKU

(Vijon nga faqja e parë)

... si akt falenderimi për Zotin, i cili ma mundësoi këtë Vizitë për të treguar, edhe fizikisht e në mënyrë të prekshme, afërsinë time e të gjithë Kishës me këtë popull. Dëshiroj pastaj, të përtërij mirënjohjen time vëllazërore për Ipeshkvijtë shqiptarë, meshtarët, rregulltarët e rregulltaret, që punojnë me kaq impenjim. Mendimi im plot mirënjohje shkon edhe tek autoritetet, që më pritën me kaq shumë dashamirësi, si edhe tek të gjithë ata, që punuan për realizimin e vizitës.

Kjo vizitë lindi nga dëshira për të shkuar në një vend që, pasi u shtyp për një kohë të gjatë nga një regjim ateist e çnjerëzor, po përjeton përvojën e bashkëjetesës paqësore ndërmjet feve. M'u duk shumë e rëndësishme ta inkurajoj në këtë udhë, që ta vazhdojë me këmbëngulje e të thellohet në të gjitha aspektet, për të mirën e përbashkët. Për këtë, në qendër të udhëtimit, qe një takim ndërfetar, në të cilin pata mundësinë të shoh me kënaqësi të thellë se bashkëjetesa paqësore dhe e frytshme ndërmjet njerëzve e bashkësive, që u përkasin feve të ndryshme, jo vetëm mund të dëshirohet, por është konkretisht e mundur dhe e zbatueshme në praktikë.

Ata e praktikojnë! Është fjala për një dialog të vërtetë e të frytshëm, larg relativizmit, duke pasur parasysh identitetin e secilit. Në fakt, ajo që i bashkon shprehjet e ndryshme të fesë, është udha e jetës, vullneti për t'i bërë mirë të afërmit, pa e mohuar e pa e nënvlerësuar identitetin e secilit.

Takimi me meshtarët, me njerëzit e shuguruar, me seminaristët e me lëvizjet laikale, qe rasti për të kujtuar me mirënjohje, me çaste përmallimi të madh, martirët e shumtë të fesë.

Falë pranisë së disa të moshuarve, që i kanë jetuar në trupin e tyre persekutimet e tmerrshme, rijehoi feja e sa e sa dëshmitarëve heroikë të së kaluarës, të cilët e ndoqën Krishtin deri në pasojat më ekstreme. E pikërisht nga bashkimi intim me Jezusin, nga marrëdhëniet e dashurisë me Të, për këta martirë - si për çdo martir - lindi forca për të përballuar ngjarjet e dhimbshme, që i çuan drejt martirizimit.

Edhe sot, ashtu si dje, forca e Kishës nuk qëndron aq në aftësitë organizuese ose në struktura, të cilat, gjithsesi, janë të nevojshme, por Kisha nuk e gjen forcën e vet aty. Forca jonë është dashuria e Krishtit! Një forcë, që na mban në çastet e vështira e që frymëzon veprimin e sotëm apostolik për të dhuruar mirësi e falje, duke dëshmuar kështu mëshirën e Zotit.

Duke përshkuar udhët kryesore të Tiranës, që nga aeroporti çon në sheshin qendror, munda të shoh portretet e dyzet meshtarëve të vrarë gjatë diktaturës komuniste, për të cilët është nisur çështja e lumnimit. Këta u shtohen qindra rregulltarëve të krishterë e myslimanë, vrarë, torturuar e internuar vetëm sepse besonin në Zotin.

Kanë qenë vite të errëta, gjatë të cilave u bë rrafsh me tokën liria fetare e ishte e ndaluar të besoje në Zotin, mijëra kisha e xhami u shkatërruan, u shndërruan në magazina e kinema, që përhapnin ideologjinë marksiste, librat fetarë u dogjën e prindërve nuk iu lejua t'u vinin fëmijëve emrat fetarë të paraardhësve. Kujtimi i këtyre ngjarjeve dramatike është thelbësor për të ardhmen e një populli.

Kujtimi i martirëve që rezistuan me fe është garanci për fatet e Shqipërisë; sepse gjaku i tyre nuk është derdhur kot, por është farë, që do të sjellë fryte paqeje dhe bashkëpunimi vëllazëror. Vërtet, sot, Shqipëria është shembull, jo vetëm për rilindjen e Kishës, por edhe për bashkëjetesën paqësore ndërmjet feve.

Prandaj, martirët nuk janë të mundur, por fitimtarë: në dëshminë e tyre heroike shndrit sërish gjithpushteti i Zotit, që gjithnjë e ngushëllon popullin e vet, duke hapur udhë të reja e horizonte shprese.



Këtë mesazh shprese, bazuar në fenë në Krishtin e në kujtimin e së kaluarës, ia besova krejt popullsisë shqiptare, të cilën e pashë entuziaste dhe të gëzuar në vendet e takimeve e në kremtime, ashtu si edhe në rrugët e Tiranës.

I inkurajova të gjithë të marrin energji gjithnjë të reja nga Hyji i ringjallur, për të qenë tharmi ungjillor në shoqëri e për t'u impenjuar, siç po ndodh tashmë, në veprimtari bamirëse e edukative.

Falenderoj edhe një herë Zotin, sepse, me këtë Udhëtim, më dha mundësinë të takohem me një popull të guximshëm e të fortë, që nuk u përkul para dhimbjes. Vëllezërve e motrave të Shqipërisë u përsëris ftesën për të pasur guximin e së mirës, për të ndërtuar të tashmen e të ardhmen në vendin e tyre e në Evropë.

Ia besoj frytet e vizitës sime Zojës së Këshillit të Mirë, që nderohet në Shenjtëroren me të njëjtin emër në Shkodër, që Ajo të vazhdojë ta udhëheqë këtë popull-martir në udhën e tij.

Përvoja e vështirë e së kaluarës thelloftë gjithnjë e më shumë hapjen ndaj vëllezërve, sidomos ndaj më të brishtëve, dhe e bëftë gjithnjë e më shumë protagonist të atij dinamizmi të bamirësisë, kaq të nevojshëm në kontekstin e sotëm shoqëroro-kulturor.

Do të doja që të gjithë ne të përshëndesim këtë popull të guximshëm, punëtor, që në paqe, kërkon bashkimin.



## HOROSKOPI

### DASHI
Beqarët do kalojnë një ditë të bukur dhe me disa takime interesante. Më vonë e dinë vetë ata se çfarë do bëjnë. Në planin financiar do ju jepet mundësia ta përmirësoni situatën. Do jeni edhe më të qetë.

### DEMI
Do të keni shumë dëshira të çmendura, por fatkeqësisht asnjëra prej tyre nuk do iu realizohet. Financiarisht do jeni me fat dhe do arrini të kryeni investimet e dëshiruara.

### BINJAKET
Mund të bini në dashuri me shikim të parë. Mos lejoni që kjo t'iu pengojë të ecni më tej. Financat do jenë delikate, kështu që duhet të merrni masa strikte për t'ia dalë.

### GAFORJA
Nëse jeni beqarë, mos hezitoni të krijoni një lidhje. Mos u kushtëzoni aspak nga pamja apo nga ato që do iu thonë miqtë. Financat mund të përmirësohen.

### LUANI
Do iu konkretizohen disa nga ëndrrat më të bukura të dashurisë. Gjendja financiare do vijë duke u përmirësuar. Do keni mundësi të kryeni shpenzimet më të domosdoshme.

### VIRGJERESHA
Mund të takoni disa persona, por asnjëri nuk do ua mbushë mendjen sa për të filluar një histori dashurie. Gjendja financiare do jetë goxha e qëndrueshme.

### PESHORJA
Ka mundësi të arrini ta bëni për vete personin që aq shumë keni pëlqyer, por që dikur ai nuk ju jepte shpresa. Ja që gjërat mund të ndryshojnë me kalimin e kohës.

### AKREPI
Do jeni sharmantë dhe joshës. Kjo do ju bëjë të merrni propozime pa fund dhe do mund të bëni zgjedhjen e duhur. Yjet këshillojnë sa më shumë maturi me shpenzimet.

### SHIGJETARI
Ndryshe nga të dashuruarit, do takoni persona tërheqës me të cilët do kaloni çaste të mrekullueshme. Gjendja financiare do fillojë dalëngadalë të përmirësohet.

### BRICJAPI
Nuk duhet të hezitoni të dilni nëpër takime, sepse jo gjithmonë iu jepen mundësi të tilla. Financat do jenë të dobëta. Vetëm duke ulur në maksimum shpenzimet mund t'ia dilni.

### UJORI
Mos u tregoni kokëfortë. Beqarët nuk do e mbajnë mendjen aspak te krijimi i një lidhjeje dhe nuk do mërziten kur të mbeten me të njëjtin status.

### PESHQIT
Nuk duhet t'u besoni disa të njohurve që do ju nxjerrin nëpër takime, sepse mund të kërkojnë t'ju bëjnë keq. Në planin financiar mos ndërmerrni rreziqe.

Opinioni i Ditës

# Nga Berati në Gjirokastër

Ndriçim Mehmeti




*(Vijon nga faqja e parë)*

... ndizte gjakrat mes palëve, në mënyrë të veçantë për Luftën e Dytë Botërore dhe periudhën e Zogut. Në 70- vjetorin e Çlirimit, fokusi i debatit filloi të rimarrin edhe njëherë në shqyrtim; Zogun dhe Hoxhën, luftën dhe periudhën pas 1945. Një tjetër shtysë për debatin ishte lajmi i marrë vesh andej-këtej për ngritjen e një komisioni që do të rishqyrtonte të gjitha tekstet e historisë në arsimin parauniversitar. Profesoreshë Ana Lalaj, e më pas zëra të tjerë, një pjesë më të hapët e disa më të ndrojtur, filluan të japin mendimet e tyre për historinë, si dhe në ç'mënyrë rishkruhet etj. I gjithë debati, argumentet e kundërargumentet do të rridhnin në shtratin e tyre, edhe pse mund të qëndronin ngushtë e të rrezikonin ta nxirrnin nga binarët, për sa kohë politika dhe qeveria në veçanti, nuk do të shfaqej me arrogancë e prepotencë të panjohur në këtë çështje.

Zjarrit që sapo fillon të ndizet, diku edhe pa qenë nevoja, në Shqipëri si zakonisht i hidhet benzinë e jo ujë. Në fillimet e debatit për rishikimin e historisë, festimet në muajin maj të këtij viti, në qytetin e Beratit, përkujtimi i Kongresit të Përmetit, me fotot e Enver Hoxhës dhe duartrokitjet që të kujtonin një kohë të errët shkelën tërësisht mbi të gjitha parimet shkencore të të bërit, rishikuarit, rishkruarit apo gjykimit të ftohët të historisë. Duke filluar nga kryetari i Parlamentit shqiptar e deri te ministra të rëndësishëm të qeverisë e madje, edhe te "ushtarët e vegjël" të perandorisë, kryetarët e bashkive, mburreshin se kishin përkujtuar dëshmorët. Nderimet për figurën e Enverit u quajtën spontane. Përdorimi i fëmijëve ishte një foto e bërë rastësisht e gabimisht. Kishte edhe ministra "naivë", që duke luajtur rolin e "shejtan-budallait", u shprehën se "ata bënë nderime te lapidari, por nuk e panë foton e Enverit". Meqenëse pas majit ngjarjet politike, provimet e maturës, mbyllja e universiteteve private nuk la shumë kohë për këtë debat. Në një shkrim të mëparshëm kisha paralajmëruar se shtatori do të na risillte "në kohën e nëntorit të festave dhe të partisë". Skena e marshimeve me foton e Enver Hoxhës u shfaq më e plotë dhe shumë më e sinqertë në Gjirokastër. Pa u fshehur fare, qytetarë, politikanë, drejtues të pushtetit vendor, ish-president dhe ushtarakë e bij ushtarakësh që Enveri u kishte rënë në kokë para dhe pas lufte, krekoseshin në tribuna dhe tavolina me fotot e Enverit përballë. Deputetët e ulur në karrige të rehatshme, në krye të popullit, të cilët bënin sikur s'dëgjonin e s'shikonin se çfarë ndodhte, një Perëndi e di, si i mbante vendi. Po s'kishin ç'të bënin. Edhe pse dëshironin t'i bashkoheshin turmës së ekzaltuar pa masë, shefi i tyre u kishte dhënë porosi të qartë: Rrini, shikoni, hani, pini e dëgjoni, për të tjerat flas unë. Dhe i madhi foli. Foli dhe na la me gojë hapur të gjithëve. Me një qetësi të habitshme, njeriu që i binte me grushte tavolinës, duke i sharë kë i dilte përpara, të tij dhe kundërshtarë, apo që tallej me zë të lartë me perëndimorët që ishin të lodhur, i preu drutë shkurt: "E ç'ë pastaj se ishin deputetët? Duartrokitën? Thanë gjë? E pse duhet të keni frikë Enverin?".

Më i qartë dhe i saktë nuk bëhet. Ne morëm vesh një gjë të saktë, që ndoshta e kishim harruar: Enveri nuk është më gjallë dhe nuk duhet ta ketë frikë kush? Kjo është për të thënë shyqyr. Tani ndihemi më të lehtësuar. Kështu që o burra kush ka mall për Enver, të dalë, të çirret sa të dojë, të kërcejë pogonishten dhe napolonin, por Enverin s'e ngjallin dot. Atëherë përse shqetësohemi kot?! Ja, doni ju që edhe palës tjetër t'ia bëjmë qejfin? Ja bëjmë. Vendosim fotot e 40 shenjtorëve në bulevard dhe e kemi mirë me të dy palët: Revoltës së atyre që kanë hequr picirin me komunizmin i përgjigjemi me shprehjen e kryeparlamentarit Meta "Hë mo se shkaka bëmë"; ndërsa veteranëve u themi, "shenjtorët i kemi sa të gënjejmë Papën". Ikën Papa, kemi prapë festën e çlirimit të Delvinës, Sarandës e shumë qyteteve të tjera, kështu që fotot mbajini pastër, shamitë e kuqe mos i nxirrni në diell se humbasin ngjyrën dhe o burra gati si dikur, "Nga lufta po vijmë në luftë po shkojmë", ose më mirë akoma, "të kalojmë nga fitorja në fitore".

Papën e presim e i bëjmë qejfin si mik, ama ju që ju kemi çdo ditë do t'ju nanurisim sa herë të keni nevojë. Edhe sheshin e kthejmë në identitet e i themi Papës se ne jo vetëm të presim, por edhe sheshin ta bëjmë të të duket vetja si në Vatikan. Paçka se ndërtesa në të majtë të vendit ku do të mbahet mesha, nga restaurimi ka nxjerrë një pllakë, që nuk le vend për shumë koment. Në këtë pllakë shkruhet "Më 11 janar 1946 Asambleja Kushtetuese e mbledhur në këtë ndërtesë, duke zbatuar mësimet e Partisë dhe duke vënë në jetë vullnetin e popullit, shpalli Republikën Popullore të Shqipërisë". Mësimet e Partisë Komuniste dhe vullneti i popullit i bashkohen simbolikisht Papës dhe fjalimit të tij për një Shqipëri të begatë. A ka ndonjëri idenë që të dyja nuk shkojnë? E pse nuk shkojnë? Kush ka thënë ndonjë fjalë ndjese për ata që u martirizuan? Përkundrazi, disa nga persekutorët mburren me të madhe për atë që i kanë bërë klerit katolik. T'ia mbajë ndonjëri të fajësojë Enverin. Jo thonë, komunistët. Kjo ngjan me shprehjen e njohur, "që nuk e ka fajin individi, sistemi". Ama për priftin e vrarë në Shkodër në 1927, mediat tërësisht të "pavarura" deklarojnë se këtë e vrau Zogu. Pra 1, 2 apo tri vrasje janë të barabarta me 37 apo edhe më shumë. Kështu që në pikëpamje historike ne vëmë shenjën e barazimit, sado e vogël apo e madhe të këtë qenë përmasa e krimit, pasojat që lë në shoqëri etj. A e akuzojmë ne Zogun për vrasjen e B. Currit, L. Gurakuqit, H. Prishtinës? Edhe Enveri, të njëjtën gjë ka bërë. Për shembull janë vrarë 37 intelektualë në ditën e çlirimit të Tiranës. Më pas grupi i deputetëve, së bashku me kunatin e tij. E pastaj, grupi i ambasadës sovjetike. Pra, përsëri barazim del.

Edhe po të llogarisim Mustafa Gjinishin, Qemal Stafën, Nako Spirun, Dali Ndreun, Liri Gegën, prapë njëlloj del llogaria. Lënia mënjanë e Spiro Moisiut, internimi i Malëshovës, denigrimi i Belishovës, prapë nuk ka problem.

Po mirë xhanëm, le të bëjmë një pyetje të thjeshtë: Meqenëse disa ankohen se po kujtohet lufta dhe nuk kujtohet sipas tyre komandanti i luftës, Hoxha (që në fakt është i vetmi i vetëquajtur komandant, që s'ka marrë pjesë në asnjë betejë), po gjeneralët, madje edhe ushtarët më të thjeshtë që luftuan në terren nuk meritojnë të kujtohen? Kush do të vendosë një tufë me lule në varrin e tjetërsuar disa herë të Gjinishit? Kush do të kujtohet të gjejë eshtrat e Dali Ndreut, Liri Gegës e fëmijës së tyre që nuk e pa dritën e diellit? Përse lufta identifikohet vetëm me partizanët dhe harrohen për kontributin e tyre qoftë edhe modest Bajraktari, Kupi, Kryeziu e të tjerë? Ku ishte gjeneral Parllaku dhe të tjerë që i mbijetuan luftës kundër nazi-fashizmit dhe luftës brenda llojit në sistemin komunist? Ata që mburren se lufta i bashkoi shqiptarët, po i përçajnë në merr të këtij bashkimi. Po përse e gjithë kjo hipokrizi?

Sepse për fat të keq, instikti, e kaluara dhe dëshira për pushtet zëvendësojnë arsyen e fortë. Sinjalet e dhëna në Berat, e Tiranë për rikthimin dhe rehabilitimin e Hoxhës kulmuan në Gjirokastër, me bekimin e plotë të qeverisë. Kjo e vërtetë nuk fshihet dot, as pas fjalëve të kryeministrit e as nga heshtja e mungesa e duartrokitjeve të deputetëve.

Partia Socialiste, Lëvizja Socialiste për Integrim dhe në tërësi e majta në Shqipëri përpiqet ta quajë domen të vetin të gjithë grupimin e veteranëve të atyre që luftuan për çlirimin e vendit. Kjo është vetëm një fasadë, ose e thënë më troç një gënjeshtër, që i pëlqen ta quajnë të vërtetë kësaj aleance politike. Është fare e thjeshtë. Ata dëshirojnë që të hedhin rrënjë e të mos shkulen te ky grupim dhe pasardhësit e tyre. Elektorati i qëndrueshëm janë pikërisht këta. Prandaj të "majtës progresiste" nuk është se i bëhet shumë vonë për ndjenjat e veteranëve, por për votat që ata kanë. Ndryshe nuk shpjegohet fakti që e matja kaq e ndjeshme ndaj luftës i la dhe vazhdon t'i lërë në pikë të hallit varrezat e dëshmorëve në rrethe dhe ato në Tiranë. Lapidarët ku përkulen me aq mallëngjim e nderim ministrat me shall të kuq janë rrjepur "sikur i ka ngrënë qeni" dhe ashtu do të rrinë për një kohë të gjatë. Nëse këta do të ishin mirënjohës të mëdhenj të Luftës Çlirimtare, nuk do t'i jepnin me Vendim të Këshillit të Ministrave më shumë fond Kryeministrisë sesa Varrezave të "Dëshmorëve të Kombit".

E pra, respekti nuk është një gjë që blihet, matet e peshohet. Ai fitohet në respekt të asaj që bën, pa i ndarë njerëzit në të tutë e në të mitë. Në fund të fundit lufta e popullit tonë për çlirim kombëtar i kishte rrënjët e veta te bashkimi në Pezë, nën moton "Luftë kundër okupatorit pa dallim feje, krahine ideje dhe bindje politike".

Për aq kohë sa kjo luftë i qëndroi këtij parimi, padyshim respektohet. Për aq sa ajo ndoqi parimin eliminimit dhe përjashtimit të kundërshtarit politik, ajo gjykohet si e dëmshme për kauzën e përbashkët dhe dënohet, si në çdo vend. Për aq kohë sa elementë apo grupime të ndryshme politike ose ushtarake vërtetohen me fakte historike se bashkëpunuan me armikun, dënohen sipas praktikave ndërkombëtare. Të gjitha këto nuk bëhen as me VKM, as me brohoritje e histerizëm, por me gjakftohtësi dhe studime që orientohen prej standardeve të njohura botërore.

Për sa kohë politikanëve, që u është mbushur mendja se do të shkëlqejnë edhe në histori, krekosen si gjeladuc, me pupla të rëna, se ata i vënë vulën çdo gjëje, nga Berati në Gjirokastër e nga Konispoli në Skrapar, jehona e Enver Hoxhës do të ngjallë krupën e të vjetërve dhe të rinjve. Ndërsa sa për frikën, atë e hoqën ata që vërshuan nga 'Qyteti Studenti', në rrugët e Tiranës, në dhjetor të 1990.

Tirana-Partizani do të luhet në orën 20:00 në "Qemal Stafa", pa tifozë

# Magani: Shanset 50 me 50 Duro: Derbi, pa favoritë

## Trajnerët, keqardhje për stadiumin bosh



Eduard Ilnica

Dy ditë para derbit kanë folur edhe trajnerët. Në fakt, në konferencë për shtyp ka dalë Shpëtim Duro i Partizanit, ndërsa Gugash Magani ka bërë vetëm analizë me skuadrën e vet. Edhe pas ndeshjes me Laçin, trajneri i Tiranës ka folur shkurt, duke vijuar të qëndrojë i heshtur. Gjithsesi, para derbit ai ka karikuar të tijtë, ashtu siç ka bërë edhe tekniku i Partizanit. Por ajo që bie në sy nga fjalët e dy trajnerëve është se asnjëri nuk e quan si ndeshjen vendimtare dhe asnjëri nuk e quan skuadrën e vet favorite. Dhe në fakt ashtu është. Luhet java e 6-të kampionatit dhe deri në fund janë 30 takime dhe 3 ndeshje të tjera derbi. Natyrisht, për tifozët është shumë e rëndësishme, por edhe trajnerët e ndjejnë prestigjin e derbit, aq më tepër që të dy kanë luajtur në fushë, Magani si futbollist i Tiranës, ndërsa Duro me Partizanin.

**MAGANI**

Derbi me Partizanin e gjen Tiranën në një moment të vështirë të sezonit, ku janë disa faktorë që kanë ndikuar negativisht në psikologjinë e skuadrës. Fillimisht ngjarjet e "Loro Boriçit", që u reflektuan më pas me dënimin e kryeqytetasve me 15 ndeshje pa tifozë dhe së fundmi humbja e parë sezonale në Laç, kanë krijuar një atmosferë zymtë, që mund të kalohet vetëm në rast suksesi me të kuqtë. Trajneri Gugash Magani, i cili nuk i kurseu kritikat pas disfatës me krubinasit, u kërkoi futbollistëve të tij në një analizë të shkurtër para seancës së radhës stërvitore të ruajnë qetësinë dhe ta harrojnë sa më shpejt atë që ka ndodhur në javën e fundit. 49-vjeçari, për të mos i rënduar më tej psikologjikisht lojtarët, u shpreh para tyre se derbi është një sfidë e hapur, kur mundësitë për sukses janë 50 me 50, ndaj është shumë e rëndësishme që të ruhet përqendrimi. Trajneri peqinas do të ketë formacionin e plotë ndaj të kuqve, pasi "infermieria" është e boshatisur, si dhe nuk ka lojtarë të pezulluar. Në fushë nga minuta e parë pritet të luajë edhe Elis Bakaj, që u dënua nga Disiplina me dy ndeshje pezullimin. Lojtari i rritur në akademinë e Partizanit do ta shlyejë takimin e mbetur me gjobë, pasi nuk dëshiron ta humbasë këtë superpërballje të javës së 6-të, që ka një domethënie të veçantë për të.

**DURO**

Për trajnerin e Partizanit, Shpëtim Duro, ky derbi nuk do të jetë si të tjerët, pavarësisht se futbollistët e kuq do të bëjnë maksimumin në fushë për të marrë fitoren: "Unë në fakt nuk prisja që derbi të luhej me tifozë, sepse edhe nëse Komisioni i Apelit do të mblidhej, nga 15 ndeshje që është dënuar Tirana, nuk mund të kishte një ulje të tillë të masësh ndëshkimore që sfida e radhës të luhej me tifozë. Sigurisht që pa tifozë nuk është e njëjta gjë, sepse prania e tyre i motivon vetvetiu futbollistët. Ne do të futemi në fushë me synimin për të marrë maksimumin". Fakti që Partizani vjen pas tri fitoreve radhazi, ndërsa Tirana pas humbjes në Laç, sipas Duros, nuk i bën favorite: "Nuk mund ta them kurrsesi se jemi favoritë, sepse derbi i anashkalon problemet që mund të kenë skuadrat. Ky derbi i ka të tria rezultatet brenda". Duro e pranoi se ndaj bardheblu mund të ketë ndryshime në formacion, ndërsa mungesa e Shabanit është ajo që e shqetëson më shumë 54-vjeçarin: "Ndryshimet mund të jenë të vogla, por ajo që më shqetëson më shumë mua është mungesa e Shabanit, i cili ka vuajtur disa dëmtime në fillim të sezonit. Është një lojtar që unë e preferoj shumë".







### Kroati Bushiç, sfidë serbit Raçiç

## Derbi, dueli në sulm i fanellave me numër 9

Derbi është një ndeshje e ndjerë me shumë tension, që ndonjëherë nuk lejon ekipet të japin më të mirën. Gjatë historisë sfida Tirana-Partizani na ka mësuar që mund të vendoset edhe nga detajet, nga ndonjë futbollist i veçuar, qoftë ky i rëndësishëm apo jo në ekipin ku aktivizohet. Në këtë 90-minutësh me dyer të mbyllura, ata që mund të vendosin këtë derbi mund të jenë fare mirë edhe dy sulmuesit, Tomislav Bushiç e Stevan Raçiç. Dy futbollistë që në fushë luajnë rolin e numrit 9, por që të përbashkët kanë dhe faktin se kanë mbërritur në kryeqytet me statusin e njeriut-gol. Për momentin ai që ka bindur më shumë dhe ka rezultuar deciziv për skuadrën e tij është serbi Raçiç, që ka realizuar 3 gola. Në një pozitë të kundërt është kroati Bushiç, që vjen pas 13 golave të realizuar me Vllazninë një sezon më parë, teksa premtimet për një ecuri më të mirë me fanellën bardheblu ishin të mëdha. Për momentin bastin e ka fituar 30-vjeçari i Partizanit, që erdhi si një i panjohur. Në 5 golat e shënuar nga Partizani, Raçiç ka lënë gjurmë, pasi ka shënuar 3 prej tyre, ka fituar penalltinë e realizuar me gol nga Vila ndaj Skënderbeut dhe ka dhënë asist për Fazlliun ndaj Teutës.





### Shahistja shqiptare, surprizë në Botëror

Shahistja e talentuar Klean Shuqja arrin rezultate të larta në Kampionatin Botëror të Shahut U-8, World Youth Chess Championships 2014, Durban, Afrika e Jugut. Pritshmëritë janë maksimale në përfaqësimin e Shqipërisë. Në këtë Kampionat Botëror marrin pjesë mbi 50 përfaqësues nga 50 shtete të botës. Informacionet që vijnë nga Durban, ku dhe zhvillohet ky kampionat janë tepër premtuese, pasi Klean Shuqja, në 6 takime të zhvilluara, ka fituar 4 dhe ka humbur 2, duke grumbulluar 4 pikë. Meritë për këtë arritje ka edhe trajnieri i saj Shkëlqim Çela. Humbjen e parë kjo shahiste e pësoi më shumë për neglizhencë, duke luajtur me përfaqësuesen e Afrikës së Jugut dhe humbjen e dytë e pati me ish-kampione përfaqësuesen e Turkmenistanit, ndërsa ka fituar me përfaqësueset e Finlandës, Botsvanës, Kenias dhe Afrikës së Jugut, duke arritur një sukses të merituar. Falë këtyre rezultateve, ajo do të luajë sot në 10 më të mirat e botës.





## Kristiano Ronaldo: Kam stimuj në Madrid, nuk kthehem te Mançesteri

Ka shënuar 4 gola në ndeshjen e fundit, ka arritur thuajse gjithçka me Realin e Madridit, por Kristiano Ronaldo është tejet i motivuar dhe përgënjeshtron zërat që e çojnë në Premier League, në një rikthim te Mançester Junajtid. Sulmuesi portugez realizoi poker golash kundër Elkes dhe vetëm në dy ndeshjet e fundit në La Liga ka shënuar 7 gola, ndërsa gjithsej në 5 javët e para me fanellën e Realit ka shënuar 9 gola, 3 nga të cilët me penallti. Por të mos harrojmë se Ronaldo ka munguar në një takim dhe mesatarja është 2.25 gola, si asnjë tjetër në Europë. Nëse Portugalia e tij do të kishte ecur mirë në Botëror, "Topi i Artë" në janar as që do të diskutohej nga Kristiano Ronaldo, pasi kujtojmë që me Realin ai fitoi edhe Ligën e Kampioneve në maj, madje duke vendosur një rekord për numrin e golave. Pas ndeshjes së fundit, luzitani mori topin dhe deklaroi se do t'ia dhuronte djalit të vet. I ngacmuar nga gazetarët për të ardhmen, Kristiano Ronaldo edhe njëherë tjetër deklaron se i ka të gjithë stimujt e duhur për të vazhduar karrierën në Madrid. Të vetmen gjë që kërkon portugezi është që të mos dëmtohet, pasi për të tjerat mendon vetë. Gjithsesi, Ronaldo nuk harron të falënderojë edhe shokët e ekipit.

## Fjalëkryqi



**HORIZONTAL**

1. I famshëm ai i Delfit.
8. Ai elektoral që duhet kapërcyer.
13. Një raketë... atdhetare.
14. Val aktor.
15. Kazan regjisor.
16. Pak formalitet.
17. Eshtëa Au në tabelë.
18. Të fundit në surf.
19. I mbjell... katastrofa.
24. Fillojnë masat.
25. I bëjnë të luajturit.
26. Mbyllin një krah.
27. Janë trupa qiellorë.
28. Preferojnë yjet e hënën.
29. Vanessa violiniste.
31. Beton pa kufij.
32. Ente Operative Tiranë.
33. Winslet aktore.
34. Një stacion... anijesh.
36. Atëherë kur dalin yjet.
39. Një djalë vajze.
40. Këndohet në opera.
41. Pak elementare.
42. Një pjesë e origjinës.
44. Është bota jashtë ëndrrës.
46. Është shuma e përgjitshme.
48. Totale pa zë.
49. Merret me të bukurën.

**VERTIKAL**

1. Është melodramë.
2. Një Schumacher... jo kampion.
3. Ai i shenjtë është Papa.
4. Lidhet në... fyt.
5. Arturo i Brecht.
6. Fillojnë lojën.
7. Luhet në ekstreme.
8. Kishin flamurtë zi.
9. Role pa zë.
10. Pak amatoriale.
11. Është shkronjë.
12. Personazh i Dickens.
14. Ishin bashkitë dikur.
16. Është edukimi në palestër.
20. Papas aktore.
21. Qytet italian.
22. Një pëlhurë sintetikë.
23. I bëjnë testet me një set.
25. Një mumument... për kujtim.
27. Mund të jenë me katër kohë.
28. Një ushtarak me... numër.
29. Kryeqyteti i Filipineve.
30. Ai i shenjtë është papa.
35. Një pjesë e talenteve.
37. Numri i oktetit.
38. Është sport me stil të lirë.
43. Gjysmë rakete.
45. Ekstreme në esktreme.
47. Fundi i turandot

## Fjalëkryqi

**HORIZONTAL**

1. Është baba.
5. Të fundit në studim.
7. Gustave, piktori që ilustroi Komedinë Hyjnore.
11. Lidhin brigje.
12. Mban në kokë një tiara.
14. Janë poezi.
16. Qetësonte detin.
17. Koloneli i shkurtër.
18. Inicialet e Mallë regjisor.
19. Mbeten në fund.
20. Qethi Sansonin.
22. Sateli i Jupiterit.
23. Në mes të Tommy dhe Jones aktor.
25. Thirrej El Pibe de oro.
27. Është shkaktari i sherrit.
29. Një vegël edhe Stradivari.
30. Fillojnë një periudhë.
31. Bukuroshja e Eunoes.
32. Kështu thirrej Felix Tournachon.
35. Del Piero për tifozët.
36. Fundi i një samurai.
37. Vjen vonë pas të vjelave.
38. Fillojnë tatëpjetën.
40. Eshë gjaku i mbretit.
42. Pak diktaturë.
43. Janë rivalet në dashuri.
47. Janë filmat me drita të kuqe.
50. Thuret me makinacione.
51. Një Baba përrallor.

**VERTIKAL**

1. Është galeri në hekurudhë.
2. Një mund të jetë cirku.
3. Pishtarë pa pishë.
4. Matet pa kufij.
5. Mbyllin një princip.
6. Mund të jenë spaghetti të tilla.
7. Këndonte Ciao amore ciao.
8. Prodi që u pasua nga Berlusconi.
9. McBain shkrimtar.
10. Është shtypja në barometër.
13. Ishte kombësia e Chopin.
15. Fara këngëtare.
20. Vrau Goliathin.
21. Një i mbijetuar nga Sodoma.
24. Janë nofka.
25. Është frut i sherit.
26. Në krye të arnatës.
28. Teket e një rrote.
29. Kilmer aktor.
30. Përhapet me frikë.
31. Parashtesë zmadhuese.
32. Në krye të komandës.
33. Afrohen nga kreu.
34. Ishte futbollisti i famshëm për një gjethe të thatë.
37. Ndiqet me ilaçe.
39. Agjenci Martesore Rumune.
41. Kastile janë në fund.
44. Hapen në kufij.
45. Fund janari.
46. Iniciale e Gide.
48. Të parat në olimpiadë.
49. Në krye të titullarëve.



## Gjeni ndryshimin



Dy figurat kanë ndryshime nga njëra-tjetra



Përgjigja, ja cilat janë ndryshimet e figurave

## SUDOK *(niveli 1)*

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | 1 | | 9 | | | 4 | 6 |
| | | | 7 | 3 | | 9 | | 5 |
| | 8 | 3 | | | | | 2 | 7 |
| 3 | | | 9 | | | | 6 | |
| | 6 | 5 | 8 | | 4 | 2 | 9 | |
| | 7 | | | | 2 | | | 1 |
| 5 | 1 | | | | | 8 | 3 | |
| 4 | | 2 | | 8 | 7 | | | |
| 6 | 9 | | | 4 | | 5 | | |

**Përgjigjet e sudokut të numrit të kaluar**

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 2 | 6 | 5 | 7 | 1 | 4 | 8 | 9 | 3 |
| 4 | 8 | 1 | 9 | 3 | 6 | 7 | 5 | 2 |
| 9 | 7 | 3 | 8 | 2 | 5 | 6 | 1 | 4 |
| 6 | 2 | 4 | 5 | 9 | 8 | 3 | 7 | 1 |
| 1 | 5 | 8 | 3 | 6 | 7 | 2 | 4 | 9 |
| 3 | 9 | 7 | 2 | 4 | 1 | 5 | 8 | 6 |
| 5 | 3 | 9 | 4 | 8 | 2 | 1 | 6 | 7 |
| 7 | 1 | 2 | 6 | 5 | 9 | 4 | 3 | 8 |
| 8 | 4 | 6 | 1 | 7 | 3 | 9 | 2 | 5 |

## SUDOK *(niveli 2)*

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 4 | | | 2 | | 5 | | | 7 |
| 9 | | 7 | | 1 | | 5 | | 2 |
| | | 5 | | | | 6 | | |
| | | | 6 | | 7 | | | |
| | | 2 | | | | 3 | | |
| | | | 1 | | 2 | | | |
| | | 3 | | | | 9 | | |
| 6 | | 4 | | 7 | | 2 | | 8 |
| 1 | | | 3 | | 9 | | | 4 |

**Përgjigjet e sudokut të numrit të kaluar**

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 9 | 8 | 7 | 6 | 1 | 4 | 3 | 2 | 5 |
| 1 | 5 | 2 | 8 | 9 | 3 | 4 | 6 | 7 |
| 4 | 3 | 6 | 5 | 2 | 7 | 8 | 9 | 1 |
| 7 | 9 | 1 | 3 | 6 | 8 | 5 | 4 | 2 |
| 5 | 2 | 8 | 7 | 4 | 1 | 9 | 3 | 6 |
| 3 | 6 | 4 | 2 | 5 | 9 | 1 | 7 | 8 |
| 2 | 4 | 9 | 1 | 8 | 6 | 7 | 5 | 3 |
| 8 | 7 | 5 | 9 | 3 | 2 | 6 | 1 | 4 |
| 6 | 1 | 3 | 4 | 7 | 5 | 2 | 8 | 9 |

## SUDOK *(niveli 3)*

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 4 | 7 | | 3 | | | | | |
| | 8 | 6 | | | | | | |
| | 1 | | | 4 | | | | |
| | | 3 | | | 8 | 5 | | 1 |
| 2 | | | 9 | | 7 | | | 6 |
| 1 | | 4 | 6 | | | 7 | | |
| | | | | 5 | | | 8 | |
| | | | | | | 2 | 6 | |
| | | | | | 9 | | 5 | 7 |

**Përgjigjet e sudokut të numrit të kaluar**

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 5 | 1 | 3 | 4 | 6 | 9 | 2 | 7 | 8 |
| 6 | 7 | 2 | 5 | 3 | 8 | 1 | 4 | 9 |
| 8 | 9 | 4 | 2 | 1 | 7 | 5 | 6 | 3 |
| 4 | 6 | 9 | 7 | 8 | 5 | 3 | 2 | 1 |
| 3 | 5 | 1 | 6 | 9 | 2 | 4 | 8 | 7 |
| 2 | 8 | 7 | 1 | 4 | 3 | 9 | 5 | 6 |
| 9 | 2 | 6 | 3 | 7 | 4 | 8 | 1 | 5 |
| 1 | 3 | 5 | 8 | 2 | 6 | 7 | 9 | 4 |
| 7 | 4 | 8 | 9 | 5 | 1 | 6 | 3 | 2 |

**Plotësoni vendet bosh në mënyrë që çdo kolonë të ketë numrat**

## Humor

### LETRA NËN JASTEK!

Një çift ishin grindur e nuk flisnin me njëri-tjetrin. Kur venë për të fjetur burri shkruan një letër: "Të lutem më zgjo në orën 6 fiks?, - dhe e vendos poshtë jastekut të gruas. Të nesërmen zgjohet shumë vonë….. - "Bobo, thotë, ora 8? Poshtë jastëkut të tij, gjen një letër ku ishte shkruajtur: "ZGJOHU TË LUTEM SE ËSHTË ORA 6?

## KRIPTOSKEME

*Përgjigja e numrit të kaluar*

| | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| P | ■ | M | O | D | E | ■ | O | V | E | R | ■ |
| A | R | ■ | D | E | P | U | T | E | T | E | T |
| G | ■ | H | E | R | E | M | I | T | E | T | ■ |
| O | P | E | R | A | ■ | A | T | E | ■ | E | D |
| D | E | D | ■ | I | N | T | I | M | E | ■ | A |
| A | R | O | ■ | N | O | H | ■ | ■ | D | ■ | R |
| ■ | R | N | I | ■ | T | U | ■ | D | A | L | I |
| D | A | I | M | L | E | R | ■ | ■ | S | A | O |
| R | U | S | E | ■ | ■ | M | I | S | H | I | ■ |
| A | L | T | ■ | O | D | A | ■ | P | U | K | A |
| I | T | E | ■ | L | I | N | D | O | R | E | ■ |
| S | ■ | ■ | V | I | O | L | A | ■ | A | T | A |

## KRIPTOSKEME

| | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 H | 6 A | 4 R | 11 K | ■ | 16 | ■ | 3 | ■ | 8 | 9 | 11 |
| 6 | 3 | 9 | ■ | 3 | 9 | 8 | 2 | 4 | 7 | ■ | 6 |
| 4 | 2 | 5 | 5 | ■ | 13 | 6 | 4 | ■ | 4 | 2 | 8 |
| 6 | 12 | ■ | 6 | 16 | 7 | 4 | 9 | 8 | 9 | ■ | 6 |
| 3 | 7 | ■ | 1 | 7 | 8 | 6 | 10 | 2 | 8 | 6 | 10 |
| 7 | ■ | 1 | 6 | 3 | 6 | 12 | 7 | 4 | 6 | ■ | 6 |
| 13 | ■ | 7 | 4 | 6 | ■ | 6 | ■ | 6 | 12 | 7 | 10 |
| 6 | 4 | 3 | 9 | 10 | 7 | 4 | ■ | 13 | 14 | ■ | ■ |
| 10 | 6 | 4 | 6 | ■ | 12 | ■ | 5 | ■ | 6 | 4 | 10 |
| ■ | 11 | 6 | 12 | 10 | 6 | 10 | 6 | ■ | 10 | 4 | 6 |
| 6 | ■ | 9 | 6 | 14 | ■ | 6 | 3 | 6 | ■ | ■ | 4 |
| 3 | 9 | 11 | ■ | ■ | 3 | 4 | 6 | 16 | ■ | 3 | 7 |

## PERGJIGJET E FJALEKRYQEVE TE NUMRIT TE KALUAR

**FJALEKRYQI (1)**

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| S | E | R | I | A | L | I | ■ | E | T | A | P | A | T |
| A | M | E | N | ■ | ■ | ■ | Z | E | M | R | A | ■ | I |
| L | I | ■ | S | K | E | M | A | ■ | ■ | I | R | I | S |
| L | L | A | ■ | E | M | E | R | I | T | U | A | R | ■ |
| A | ■ | K | A | M | I | K | A | Z | E | ■ | T | A | P |
| ■ | M | A | R | I | N | A | R | ■ | T | R | E | N | I |
| R | O | D | ■ | S | E | N | E | K | A | ■ | ■ | I | S |
| ■ | D | E | S | H | M | I | T | A | R | E | T | ■ | T |
| S | E | M | ■ | A | ■ | K | ■ | T | E | S | E | R | A |
| A | R | I | A | ■ | D | ■ | A | ■ | T | ■ | G | E | ■ |
| A | N | A | R | K | I | S | T | E | ■ | G | E | N | E |
| B | E | ■ | M | P | ■ | S | A | N | D | A | L | E | T |

**FJALEKRYQI (2)**

| | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| S | I | G | ■ | P | E | R | E | N | D | I | M | O | R |
| O | M | A | R | ■ | T | R | ■ | M | A | R | I | N | I |
| L | ■ | R | O | D | ■ | O | H | ■ | Y | E | N | ■ | P |
| ■ | T | E | N | I | S | T | E | T | ■ | ■ | A | P | A |
| E | I | ■ | D | A | M | A | R | E | T | ■ | T | U | R |
| L | ■ | K | O | M | I | T | E | T | I | ■ | O | B | I |
| E | T | A | ■ | E | R | ■ | T | I | P | A | R | ■ | M |
| M | E | R | I | T | A | T | ■ | ■ | A | D | E | T | I |
| E | K | T | ■ | R | ■ | ■ | M | E | R | I | ■ | I | ■ |
| N | E | O | ■ | I | N | D | A | R | E | ■ | A | G | I |
| T | ■ | N | G | ■ | M | O | N | I | T | O | R | E | T |
| I | D | I | O | T | I | ■ | N | K | ■ | M | U | R | I |

## Aforizma

- Keq është të shungullohesh në dyshim, por më keq është të pushosh mbi gabim. **Alessandro Manzoni**
- Kush nuk qesh kurrë nuk është një person serioz. **Fryderyk Franciszek Chopin**
- Asnjëherë në botë urrejtja s'ndalet përmes urrejtjes, urrejtja ndalet përmes dashurisë. **(Buda)**
- Kush mposht veten është fitues i çdo beteje. **(Buda)**
- Shikuar jetën në tërësi, s'është asgjë. Vlera e saj varet si e kalojmë jetën. **(Ruso)**